Albert Camus (1913-1960), shkrimtar francez, qe njëri prej përfaqësuesve të ekzistencializmit të absurdit, para se të kthehet drejt një humanizmi skeptik. I lindur në Algjeri në një mjedis modest, ai nuk e njohu të atin, vrarë gjatë Luftës së Parë botërore, dhe qe rritur nga e ëma dhe gjyshërit. I regjistruar për filozofi në fakultetin e Algjerit, ai qe dishepull i Jean Grenier, por si i sëmurë me tuberkuloz, iu desh t'i ndërpresë studimet. I futur për një periudhë të shkurtër në Partinë komuniste (1934-1937), ai themeloi Teatrin e Punës, me qëllim që publiku i varfër të kishte mundësi të ndiqte vepra dramatike klasike dhe bashkëkohore. Më pas militoi në favor në Spanjës republikane. Po atë periudhë, botoi përmbledhjen e parë me ese (*E mbara dhe e prapmja*, 1937), në të cilën janë përzier rrëfime përvojash vetjake, përshkrime skenash të jetës së përditshme dhe refleksione metafizike dhe morale. Për arsye shëndetësore, nuk mundi të marrë pjesë në Luftën e Dytë botërore, më pas u vendos në Paris, shkroi një ese të re të bazuar mbi vëzhgimin njëherësh të kthjelltë dhe lirik të ekzistencës (*Dasma*, 1939) dhe u bë gazetar në Paris-Soir (1940-1941). I hyrë në Rezistencë, iu bashkua lëvizjes *Combat* dhe botoi fshehtazi një roman (*I huaji*, 1942), pasuar nga një tekst filozofik (*Miti i Sizifit*, 1942), të cilët zunë vend në tërësinë që më vonë ai e pagëzoi "cikli i absurdit". Në shkrimet e shumta në gazetë, ai luftoi për mbrojtjen e të drejtave të Njeriut dhe pohoi nevojshmërinë e ruajtjes me çdo kusht të vlerave morale në lëmin politik. Me romanin *Murtaja* (1947), Camus hapi një cikël të ri veprash të kushtuara ndaj revoltës dhe solidaritetit (*Shtetrrethimi*, 1948 ; *Të Drejtët*, 1949), përkryerja e të cilit qe *Njeriu i revoltuar* (1951), që ngjalli një polemikë të ashpër me Sartrin. Ky i fundit e qortonte për dënimin me të njëjtën ashpërsi të nazizmit dhe stalinizmit, duke pasur në të njëjtën kohë një vizion tepër "metafizik" të revoltës. Në kohën e luftës së Algjerisë, Camus doli në mbrojtje të vendosjes së një "paqeje civile" (1956), çka kjo i vleu një armiqësi të hapur nga ana e Francezëve të Algjerisë. Në të njëjtën kohë, botoi *Rënia* (1956), ku shprehu arsyet e prishjes përfundimtare me ekzistencializmin e Sartrit. Në veprat e tij të fundit (*Mërgimi dhe Mbretëria*, 1957 ; *Fjalimi në Suedi*, 1958), ai e përzgjati kërkimin e këtij humanizmi mendjekthjelltë, çka kjo i mundësoi, sipas vetë fjalëve të jurisë së çmimit Nobel, të nxjerrë "në dritë problemet që shtrohen sot ndaj ndërgjegjes së njerëzve". Ndërsa punonte për një tjetër roman (*Njeriu i Parë,* 1994), vdes në një aksident makine më 4 janar 1960.

Në këtë vëllim është përfshirë dhe *Fjalimi në Suedi*, mbajtur me rastin e marrjes së çmimit Nobel në letërsi, 1957.

Zotëri, a mund t'ju ofroj shërbimet e mia, pa rrezikun që të dukem i bezdisshëm ? Kam frikë se nuk do të merreni vesh nga gorilla e nderuar që kryeson fatet e këtij bari. Në fakt, ai nuk flet tjetër veç hollandisht. Nuk ka për të kuptuar se dëshironi kulumri, veç në qoftë se më lini mua t'ju mbroj kauzën tuaj. Ja, guxoj të shpresoj se më ka kuptuar ; kjo tundje koke duhet të nënkuptojë se po iu dorëzohet argumenteve të mia. Ai po shkon, në fakt, po nxiton, me një ngadalësi të urtë. Jeni me fat, nuk ka hungëritur. Kur nuk dëshiron të shërbejë, një hungëritje i mjafton : askush s'ngulmon. Të jesh mbret i humoreve të tua, këtë e gëzojnë vetëm kafshët e mëdha. Por po tërhiqem, zotëri, i lumtur t'ju kem shërbyer. Ju falenderoj dhe do të pranoja po të isha i sigurtë se nuk do të bëhem i mërzitshëm. Jeni tepër i mirë. Do ta vendos pra gotën time pranë tuajës.

Keni të drejtë, heshtja e tij është shurdhuese. Është heshtja e pyjeve primitive, e mbushur deri në grykë. Habitem nganjëherë nga këmbëngulja e mikut tonë për t'iu mbajtur mëri gjuhëve të qytetëruara. Zanati i tij qëndron në pritjen e marinarëve të të gjitha kombësive në këtë bar të Amsterdamit që, veç kësaj, e ka quajtur, dhe ec e gjeje pse, *Mexico-City*. A nuk mendoni ju se, në detyra të tilla, ka gjasa që padituria e tij të jetë gërricëse ? Përfytyroni njeriun e Kromanjonit të strehuar në kullën e Babelit ! Më e pakta, do të ndihej në vend të huaj. Eh jo, ky këtu nuk e ndjen fare mërgimin, shkon në udhën e vet, asgjë nuk e cënon. Një nga fjalitë e rralla që ia kam dëgjuar nga goja shpallte se ishte për t'u marrë ose lënë. Çfarë duhej marrë apo lënë ? Padyshim, vetë miku ynë. Do t'jua pohoj, ndihem i tërhequr nga këto krijesa që nuk e turbullojnë. Kur jemi lodhur së medituari mbi njeriun, nga zanati apo thjesht nga prirja, ndodh që të ndjejmë mall për primitivët. Sepse ata nuk kanë prapamendime.

Ç'është e vërteta, ky miku ynë ka ca të tilla, ndonëse nuk dihet si i ushqen. Ngaqë nuk merr vesh çfarë thuhet në praninë e tij, ka marrë një karakter mosbesues. Që këtej i vjen ajo pamja e ngrysur, njëlloj sikur të kishte dyshimin, të paktën këtë, që diçka nuk shkon mirë mes njerëzve. Kjo prirje që ka ai, i bën më të vështira bisedat që s'kanë të bëjnë me zanatin e tij. Shikoni për shembull sipër kokës së tij, mbi murin në fund, atë drejtkëndëshin bosh që shënon vendin e një tabloje të hequr. Në fakt, aty kishte një tablo, dhe tejet interesante, një kryevepër të vërtetë. Eh mirë, isha aty i pranishëm edhe kur e ka marrë edhe kur e ka dhënë. Në të dy rastet, kjo qe me të njëjtin mosbesim, pas javësh të tëra përtypjeje mendimesh. Në këtë pikë, duhet pranuar kjo, shoqëria e ka prishur pak thjeshtësinë e çiltër të natyrës së tij.

Shënojeni mirë se nuk po e gjykoj. E vlerësoj mosbesimin e tij të themeltë dhe do të isha dhe unë kështu nëse, siç e shihni dhe ju, natyra ime e hapur nuk do të ishte kundër. Jam llafazan, mjerisht, dhe lidhem shumë shpejt. Megjithëse di t'i ruaj largësitë e përshtatshme, të gjitha rastet për t'u afruar më duken të mira. Kur jetoja në Francë, nuk mund të takoja qoftë dhe një njeri të mendjes që të mos i bëja menjëherë shoqëri. Ah ! e shoh që nguroni përballë kësaj të pakryere të lidhores. E pranoj dobësinë time për këtë kohë, dhe për gjuhën e bukur, në përgjithësi. Dobësi që ia qortoj vetes, më besoni. E di mirë se shija për cohën e hollë nuk nënkupton detyrimisht që t'i kemi këmbët të palara. Por prapë. Stili, njëlloj si puplini, fsheh

tepër shpesh një ekzemë. E ngushëlloj veten duke thënë se tekefundit, edhe ata që flasin shkel e shko, nuk janë më të pastër. Po, po, le të rikthehemi tek kulumria.

A do të rrini gjatë në Amsterdam ? Qytet i bukur, apo jo ? Magjepsës ? Ja një mbiemër që nuk e kam dëgjuar prej kohësh. Le të themi, qëkur e kam braktisur Parisin, para shumë vitesh. Por zemra ka kujtesën e vet dhe nuk kam harruar asgjë nga kryeqyteti ynë i bukur, as nga bregu i Senës. Parisi është një mashtrues i vërtetë, një dekor i shkëlqyer i banuar nga katër milionë silueta. Afro pesë milionë, në regjistrimin e fundit ? Po domosdo, do të kenë bërë të vegjël tani. Nuk do të habitem nga kjo. Më është dukur gjithmonë se bashkëqytetarët tanë kishin dy vrulle : idetë dhe pallimin. Mbarë e mbrapsht, nëse mund të themi kështu. Le që, të mos i dënojmë ; nuk janë të vetmit që bëjnë kështu, e tërë Europa ka mbërritur në këtë pikë. Nganjëherë rri e mendohem se çfarë do të thonë për ne historianët e ardhshëm. Një fjali do t'iu mjaftojë për njeriun modern : ai pallonte dhe lexonte gazeta. Pas këtij përkufizimi të fortë, çështja do të jetë, nëse guxoj të them, e mbyllur.

Hollandezët, oh jo, janë shumë më pak modernë ! Kanë kohë, vështrojini. Ç'bëjnë ata ? Eh mirë, këta zotërinj këtu jetojnë me punën e atyre zonjave aty. Le që ata janë, meshkuj dhe femra, krijesa fort borgjeze, të ardhura këtu, si zakonisht, nga mitomania apo nga marrëzia. Shkurt, nga imagjinata e pasur ose e varfër. Herë pas here, këta zotërinj luajnë me thikë ose me revolver, por mos mendoni se e kanë aq për zemër. Është roli që e kërkon këtë, ja kaq, dhe pastaj vdesin nga frika duke shkrehur krëhërat e fundit. Sidoqoftë, këta më duken më të moralshëm se të tjerët që vrasin në familje, pak nga pak. Nuk e keni vënë re se shoqëria jonë është e organizuar për këtë lloj asgjësimi ? Natyrisht që ju keni dëgjuar të flitet për ata peshqit e vegjël të lumenjve brazilianë të cilët e sulmojnë në tufë notarin e pakujdesshëm, dhe e pastrojnë, me kafshata të vogla të shpejta, duke lënë aty vetëm një skelet të pastër ? Eh mirë, ja ky është organizimi i tyre. « A dëshironi një jetë të veçantë tuajën ? Si gjithkush ? » Ju thoni po, natyrisht. E si të thuash jo ? « Mirë. Do t'ju pastrojnë. Ja një zanat, një familje, argëtime të organizuara. » Dhe dhëmbët e vegjël hyjnë në mish, deri në kockë. Por po tregohem i padrejtë. Nuk duhet thënë organizimi i tyre. Ai është i yni, tekefundit : kush e kush të pastrojë tjetrin.

Më në fund po na e sjellin kulumrinë tonë. Për begatinë tuaj. Po, gorilla e ka hapur gojën të më thërrasë doktor. Në këto vende, të gjithë janë doktorë, ose profesorë. Iu pëlqen t'ju respektojnë, nga mirësia dhe nga thjeshtësia. Tek ata të paktën, ligësia nuk është një institucion kombëtar. Sidoqoftë, nuk jam mjek. Nëse doni ta dini, isha avokat para se të vija këtu. Tani jam gjykatës-pendestar.

Por më lejoni t'ju paraqitem : Jean-Baptiste Clamence, në shërbimin tuaj. Gëzohem që ju njoha. Padyshim që merreni me biznes ? Aty afër ? Përgjigje e shkëlqyer ! E saktë gjithashtu ; ne nuk jemi ndryshe veçse përafërsisht në të gjitha gjërat. Pa ta shohim, më lejoni të luaj pak rolin e hetuesit. Ju keni përafërsisht moshën time, syrin e mësuar të dyzetvjeçarëve që i dinë përafërsisht të gjitha gjërat, jeni përafërsisht i veshur mirë, domethënë siç jemi të veshur tek ne, dhe duart i keni të lëmuara. Pra një borgjez, përafërsisht ! Por një borgjez i rafinuar ! Në fakt, ngurimi përballë të pakryerave të lidhores dëshmon dy herë kulturën tuaj sepse së pari ju i njihni ato dhe së dyti ju acarojnë. Nejse, ju argëtoheni me mua, dhe kjo, pa mburrje, tregon se jeni një njeri mendjehapur. Ju jeni pra përafërsisht… E ç'rëndësi ka ? Profesionet më interesojnë më pak se sektet. Më lejoni t'ju bëj dy pyetje dhe përgjigjuni vetëm nëse nuk i gjykoni të pavendta. A zotëroni pasuri ? Ndopak ? Mirë. A i keni ndarë me të varfërit ? Jo. Ju jeni pra çfarë unë e quaj saducean[1]. Nëse nuk i keni ushtruar Shkrimet, e pranoj se kjo nuk do t'ju bëjë të

[1] Anëtar i një sekti Çifutësh që ishin kundër farisenjve dhe që nuk besonin në pavdekësinë e shpirtit dhe ringjalljen e trupave. (*Të gjitha shënimet janë të përkthyesit*)

shkoni më larg. Kjo ju bën të kaloni më tej ? I njihni pra Shkrimet ? Detyrimisht, ju më interesoni.

Sa për mua... Eh mirë, gjykoni vetë. Për nga shtati, shpatullat, dhe fytyra për të cilën më kanë thënë shpesh se ishte e egër, do të kisha më tepër pamjen e një lojtari rugbie, apo jo ? Por nëse gjykojmë nga biseda, duhet të ma pranojnë një fije rafinimi. Deveja që ka furnizuar qimen e palltos sime vuante padyshim nga zgjebja ; por nga ana tjetër, thonjtë i kam të prerë mirë. Kam njohuri, edhe unë, por megjithatë, po rrëfehem ndaj jush, pa asnjë kujdes, thjesht nga pamja që keni. Nejse, pavarësisht sjelljeve të fisme dhe gjuhës së bukur që kam, jam një i zakonshëm në baret e marinarëve të Zeedijkut. Lëreni, mos kërkoni më gjatë. Zanati im është i dyfishtë, ja kaq, njëlloj si krijesa. Jua kam thënë tashmë, jam gjykatës-pendestar. Vetëm një gjë është e thjeshtë në rastin tim, nuk zotëroj asgjë. Po, kam qenë i pasur, jo, nuk kam ndarë asgjë me të tjerët. Çfarë vërteton kjo ? Që edhe unë isha një saducean... Oh ! i dëgjoni sirenat e portit ? Do të ketë mjegull sonte, mbi Zuyderzee.

Po ngriheni tani ? Më falni nëse ju kam mbajtur më gjatë nga ç'duhet. Me lejen tuaj, nuk do të paguani. Këtu jeni tek unë në *Mexico-City*, kam qenë tejet i lumtur që ju kam pritur. Nesër, me siguri që do të jem këtu, si për çdo mbrëmje, dhe do ta pranoj me mirënjohje ftesën tuaj. Udha juaj... Eh mirë... A do t'ju vinte keq po t'ju shoqëroj deri në port ? Kjo do të ishte më e thjeshta. Që këtu, duke i rënë mënjanë lagjes çifute, ju do të gjeni ato avenjutë e bukura ku parakalojnë tramvajet e ngarkuara me lule dhe muzikë shurdhuese. Hoteli juaj është në njërën prej këtyre avenjuve, Damrak quhet. Pas jush, ju lutem. Kurse unë banoj në lagjen çifute, apo në atë çka quhej kështu deri në çastin kur vëllezërit tanë hitlerianë e kanë rralluar ca. Çfarë shpëlarje ! Shtatëdhjetë e pesëmijë çifutë të internuar apo vrarë, një pastrim paq. E admiroj këtë përkushtim, këtë durim metodik ! Kur nuk kemi karakter, duhet të kemi metodë. Dhe kjo metodë, këtu ka bërë mrekullira, ska çfarë thuhet, tani banoj aty ku është kryer njëri prej krimeve më të mëdha të historisë. Mbase kjo është ajo që më ndihmon ta kuptoj gorillën dhe mosbesimin e tij. Mund të luftoj kështu kundër kësaj prirjeje të natyrshme që më shtyn në mënyrë të papërballueshme drejt simpatisë. Kur shoh një kokë të re, dikush brenda meje i bie ziles së alarmit. « Ngadalësoni. Rrezik ! » Edhe kur simpatia është më e fortë, bëj gjithmonë kujdes.

E dini ju se në fshatin tim të vogël, gjatë një operacioni ndëshkimor, një oficer gjerman i është lutur tërë mirësjellje një plake të vjetër që të kishte mirësinë të zgjidhte njërin prej dy djemve të saj që do të pushkatohej si peng ? Të zgjedhësh, e merrni me mend ? Këtë këtu, dhe jo atë aty. Dhe ta shohësh duke ikur. Të mos ngulmojmë, por më besoni, zotëri, të gjitha befasitë janë të mundshme. Kam njohur një zemër të pastër që nuk e pranonte mosbesimin. Ishte pacifist, libertar, i donte me të njëjtën dashuri mbarë njerëzimin dhe kafshët. Një shpirt i zgjedhur, po, është e sigurtë. Eh mirë, gjatë luftrave të fundit fetare, në Europë, ishte tërhequr në fshat. Mbi pragun e shtëpisë, kishte shkruar : « Ngado që të vini, hyni dhe jeni të mirëpritur. » Sipas jush, e kush iu përgjigj kësaj ftese të bukur ? Ca milicë, që hynë si në shtëpinë e tyre dhe e rropën.

Oh ! më falni, zonjë ! Le që ajo nuk ka kuptuar gjë. Gjithë këta njerëz, hë, kaq vonë, dhe megjithëse bie shi, që nuk ka pushuar prej ditësh ! Fatmirësisht kemi kulumrinë, e vetmja dritë në këto terre. E ndjeni ju dritën e praruar, të bakërt, që ajo fut brenda jush ? Më pëlqen të ec nëpër qytet, në mbrëmje, në vapën e kulumrisë. Eci gjatë netëve, ëndërroj, ose flas me vete papushim. Njëlloj si sonte, po, dhe kam frikë mos ju kam trullosur pak, falemnderit, jeni i sjellshëm. Por jam i mbushur plot ; sapo hap gojën, fjalët vërshojnë. Le që ky vend më frymëzon shumë. E dua këtë popull, që mizëron mbi trotuare, këtë popull të mbërthyer në një hapësirë të vogël shtëpish dhe ujërash, rrethuar nga brymat, tokat e ftohta, dhe nga deti që nxjerr avull si një rrobë e zier. E dua, sepse është i dyfishtë. Është këtu dhe është gjetkë.

Po, po ! T'ua dëgjosh hapat e rëndë, mbi kalldrëmin e lyrshëm, t'i shohësh duke kaluar ngadalë ndërmjet dyqaneve të tyre, plot me cëraga të skuqura dhe me bizhu ngjyrë gjethesh të vdekura, ju mendoni padyshim se sonte janë aty ? Ju jeni si të gjithë, i merrni këta njerëz të mirë për një tribu sindikatash dhe tregtarësh, duke i numëruar verdhushkat me gjasat e tyre të jetës së përjetshme, dhe që lirizmi i vetëm që kanë qëndron në marrjen nganjëherë, të mbuluar me kapele të gjera, mësime anatomie ? Gaboheni. Ata ecin pranë nesh, është e vërtetë, por megjithatë, shikoni ku gjenden kokat e tyre : në këtë brymë neoni, kulumrie dhe menteje që zbret nga dritat e kuqe dhe të verdha. Hollanda është një ëndërr, zotëri, një ëndërr e artë dhe e tymtë, më e tymtë ditën, më e praruar natën, dhe kjo ëndërr është ditë e natë e populluar me Lohengrin si këta këtu, që shkojnë ëndërrueshëm mbi biçikletat e tyre të zeza me timon të lartë, si mjellma kobzeza që rrotullohen papushim, në tërë vendin, përreth detrave, përgjatë kanaleve. Ata ëndërrojnë, kokën në retë e tyre të bakërta, rrotullohen rreth e përqark, luten, si njerëz të ngritur jerm, në tymnajën e praruar të brymës, nuk janë më aty. Kanë ikur me mijëra kilometra larg, drejt Javas, ishullit të largët. Ata iu luten atyre zotave të ngërdheshur të Indonezisë me të cilët i kanë zbukuruar të gjitha vitrinat, dhe që enden në këtë çast përsipër kokave tona, para se të mbërthehen si majmunë përrallorë pas tabelave dhe çative shkallë-shkallë, për t'iu kujtuar këtyre kolonëve nostalgjikë se Hollanda nuk është vetëm Europa e tregtarëve, por deti, deti që të shpie në Cipango, dhe në ata ishuj ku njerëzit vdesin të çmendur dhe të lumtur.

Më duket se e lëshova veten, e pranoj ! Më falni. Zakoni, zotëri, prirja dhe dëshira që më ka pushtuar për t'ju bërë ta kuptoni këtë qytet, dhe zemrën e gjërave ! Sepse ne jemi në zemër të gjërave. E keni vënë re se kanalet bashkëqendrore të Amsterdamit ngjajnë me rrathët e ferrit ? Ferri borgjez, natyrisht i populluar me ëndrra të këqija. Kur vijmë nga jashtë, ndërsa i kalojmë këto rrathë, jeta, dhe pra krimet e saj, bëhet më e dendur, më e errët. Këtu jemi në rrethin e fundit. Rrethin e... Ah ! E dinit këtë ? Ta marrë djalli, po bëheni i vështirë t'ju rendis diku. Por ju e kuptoni atëherë përse mund të them se qendra e gjërave është këtu, ndonëse të gjendemi në skaj të kontinentit. Një njeri i ndjeshëm i kupton këto çudira. Sidoqoftë, lexuesit e gazetave dhe palluesit nuk mund të shkojnë më tej. Ata vijnë nga të katër anët e Europës dhe ndalen përreth detit të brendshëm, mbi bregun e zgjyrosur. Dëgjojnë sirenat, kërkojnë më kot siluetën e anijeve në brymë, pastaj rikalojnë kanalet dhe kthehen nëpër shi. Të mpirë, ata vijnë në *Mexico-City* që të kërkojnë kulumri, në gjithfarëlloj gjuhësh. Aty, i pres unë.

Shihemi nesër pra, zotëri dhe bashkatdhetar i dashur. Jo, tani do ta gjeni vetë udhën tuaj ; po ju braktis pranë kësaj ure. Natën nuk kaloj kurrë mbi një urë. Kjo është marrë vendim. Fundja, përfytyroni që dikush të hidhet në ujë. Tani, njëra nga të dyja, ose e ndiqni nga pas për ta nxjerrë që andej, dhe në stinën e ftohtë kjo ju rrezikon jetën, ose e braktisni aty dhe zhytjet e bëra lënë nganjëherë dhimbje trupi të çuditshme. Natën e mirë ! Si ? Këto zonja, prapa këtyre vitrinave ? Endrra, zotëri, ëndrra me pak shpenzime, udhëtimi në Indi ! Këto zonja parfumosen me erëza. Ju hyni brenda, ato i mbyllin perdet dhe lundrimi fillon. Zotat zbresin mbi trupat e zhveshur dhe ishujt lundrojnë, të çmendur, të mbuluar me një floknajë të shpupurisur palmash nën erë. Provojeni.

Ç'është një gjykatës-pendestar ? Ah ! ju kam ngatërruar me këtë histori. Nuk kishte aty asnjë dinakëri, më besoni, dhe mund t'jua shpjegoj më qartë. Madje në njëfarë kuptimi, kjo bën pjesë në funksionet e mia. Por fillimisht më duhet t'ju parashtroj njëfarë numri të dhënash që do t'ju ndihmojnë ta kuptoni më mirë rrëfimin tim.

Para ca vitesh, isha avokat në Paris dhe them se isha një avokat mjaft i njohur. Kuptohet, nuk jua kam thënë emrin tim të vërtetë. Kisha një profil : kauzat fisnike. Vejushën dhe jetimin, siç thuhet, nuk e di pse, sepse fundja ka dhe vejusha abuzive dhe jetimë të pashpirt. Megjithatë, më mjaftonte të nuhasja tek një i pandehur dhe erën më të vogël të viktimës dhe mëngët e mia përvisheshin për veprim. Dhe çfarë veprimi ! Një stuhi ! E kisha zemrën tek mëngët. Do të thoshim vërtet se drejtësia flinte me mua për çdo natë. Jam i sigurtë se do ta kishit admiruar saktësinë e tonit tim, përshtatjen e emocionit, forcën bindëse dhe ngrohtësinë, zemërimin e përmbajtur të fjalëve të mbrojtjes. Natyra ka qenë bujare me fizikun tim, qëndrimi fisnik më vjen pa asnjë përpjekje. Për më tepër, isha i mbështetur nga dy ndjenja të sinqerta : kënaqësia që gjendesha në krahun e mirë, dhe një përçmim instiktiv kundrejt gjykatësve në përgjithësi. Fundja, ky përçmim nuk ishte mbase aq instiktiv. Tani e di se ai kishte arsyet e veta. Por, i vështruar nga jashtë, ngjante më tepër me një pasion. Nuk mund të mohohet se të paktën tani për tani, duhen gjykatësit, apo jo ? Megjithatë, nuk mund ta kuptoja që një njeri ta caktonte veten për të ushtruar këtë detyrë të habitshme. E pranoja, meqë e shihja, por pak a shumë siç pranojmë karkalecët e fushës. Me një dallim ama, që pushtimet e këtyre fluturakëve nuk më kanë sjellë kurrë asnjë qindarkë, ndërsa nga ana tjetër e fitoja jetën duke biseduar me njerëz që i përçmoja.

Por ja, gjendesha në krahun e mirë, mjaftonte kjo për ta pasur ndërgjegjen të qetë. Ndjenja e drejtësisë, kënaqësia e të pasurit të drejtë, gëzimi i vlerësimit të vetes, këto janë, zotëri i dashur, zemrekë të fuqishëm për të na mbajtur në këmbë dhe shtyrë përpara. Përkundrazi, nëse nuk ua hiqni këto njerëzve, atëherë ju i shndërroni në qen shkumues. Sa e sa krime të kryera thjesht ngaqë autori i tyre nuk mund ta duronte qenien në faj ! Kam njohur dikur një industralist që kishte një grua të përsosur, të admiruar nga të gjithë, dhe që megjithatë e tradhtonte. Ky njeri çmendej dhe tërbohej ngaqë e shihte veten në faj, ngaqë gjendej në pamundësinë për të marrë, dhe për të dhënë, një dëshmi virtyti. Sa më e përsosur të tregohej e shoqja, aq më shumë tërbohej ai. Nga fundi, faji i tij iu bë i padurueshëm. E çfarë mendoni ju se bëri atëherë ? Ndaloi së tradhtuari ? Jo. E vrau. Dhe kështu kam hyrë në marrëdhënie me të.

Gjendja ime ishte më e lakmueshme. Jo vetëm që nuk rrezikoja të gjendesha në kampin e kriminelëve (në veçanti, nuk kisha asnjë gjasë të vrisja time shoqe, ngaqë isha beqar), por edhe iu dilja në mbrojtje, me kushtin e vetëm që të ishin vrasës së mirë, ashtu si disa të tjerë janë të egër dhe të pashpirt. Vetë mënyra si e përcillja këtë mbrojtje më jepte kënaqësi të madhe. Isha vërtet i paqortueshëm në jetën time profesionale. Nuk kam pranuar kurrë një ryshfet, vetëkuptohet kjo, por edhe në asnjë veprim timin nuk e kam ulur veten. Një diçka më e rrallë, nuk kam pranuar kurrë të lavdëroj një gazetar, për ta bërë për vete, as ndonjë zyrtar që mund të më duhej miqësia e tij. Madje kam pasur rastin që të më ofrojnë dy-tre herë Legjionin e Nderit,

nderim të cilin kam mundur ta kthej mbrapsht me një dinjitet të thjeshtë ku dhe gjeja shpërblimin tim të vërtetë. Së fundi, nuk iu kam marrë kurrë para të varfërve, dhe nuk iu kam rënë daulleve për ta vënë këtë në dukje. Mos mendoni, zotëri i dashur, se dua të mburrem këtu. Merita ime ishte zero : pangopësia që, në shoqërinë tonë, zëvendëson ambicjen, më ka bërë gjithnjë për të qeshur. Unë synoja ca më lart ; do ta shihni se, në rastin tim, kjo shprehje është e saktë.

Por gjykoni tashmë vetë nga kënaqësia ime. I gëzohesha natyrës sime të veçantë, dhe të gjithë ne e dimë se kjo është lumturia, megjithëse për t'u zbutur ndërmjet nesh, ne bëjmë nganjëherë sikur i dënojmë këto kënaqësira duke i quajtur egoiste. I gëzohesha të paktën asaj pjese të natyrës sime që reagonte aq saktësisht ndaj vejushës dhe jetimit saqë nga fundi, për shkak të ushtrimit, ajo sundonte mbi tërë jetën time. Për shembull, e adhuroja t'i ndihmoja të verbërit të kalonin rrugën. Me të pikasur një shkop që nguronte në cepin e një trotuari, hidhesha përpara, e nxirrja dorën një sekondë më përpara se dora e vobektë që shtrihej tashmë, e largoja të verbërin nga çdo përkujdesje tjetër veç simes dhe e përcillja me një dorë të butë dhe të vendosur mbi vizat e bardha, midis pengesave të qarkullimit, drejt cepit të qetë të trotuarit ku të dy ne ndaheshim me një emocion të ndërsjelltë. Po kështu, më ka pëlqyer gjithmonë t'iu përgjigjem kalimtarëve në rrugë, t'iu bëj zjarr, t'iu jap një dorë qerreve mjaft të rënda, të shtyj automjetin e prishur, të blej gazetën e Ushtrisë së Shpëtimit, apo lulet e shitëses së vjetër, e që megjithatë e dija se i vidhte në varrezën Montparnasse. Më pëlqente gjithashtu, oh kjo është më e vështirë për t'u thënë, të jepja lëmoshë. Një i krishterë i madh i miqve të mi e pranonte se ndjesia e parë që provojmë kur shohim një lypës që i afrohet shtëpisë sonë, është një ndjesi e pakëndshme. Eh mirë, në rastin tim, ishte dhe më keq : ngazëllehesha. Por të kalojmë më tej.

Le të flasim më mirë për mirësjelljen time. Ajo ishte e famshme dhe megjithatë e padiskutueshme. Mirësjellja më shkaktonte gëzime të mëdha. Nëse kisha fatin, ca mëngjese, që t'ia lëshoja vendin, në metro apo në autobus, dikujt që e meritonte vërtet, të mblidhja përtokë ndonjë send që i kishte rënë ndonjë plake dhe t'ia jepja me një buzëqeshje që e njihja mirë, apo thjesht t'ia lija taksinë dikujt më të ngutur se unë, atëherë dita ime ishte e ndriçuar. Madje iu gëzohesha, dhe duhet thënë kjo, edhe atyre ditëve ku, ngaqë transportet publike ishin në grevë, kisha rastin të merrja në makinën time, në vendqëndrimet e autobusëve, ndonjë prej bashkëqytetarëve të mi fatkeqë, të penguar për t'u kthyer në shtëpi. Dhe së fundi, lëshimi i vendit tim në teatër, për t'i lejuar një çifti të bashkoheshin, vendosja gjatë një udhëtim e valixheve të një vajze të re në rrjetën tepër lart për të, edhe këto ishin bëma që i kryeja më shpesh se të tjerët sepse isha më i vëmendshëm ndaj rasteve për ta bërë këtë dhe sepse që andej nxirrja kënaqësira të shijuara më mirë.

Mbahesha gjithashtu për bujar dhe i tillë isha. Kam dhënë shumë, në publik dhe në privat. Por larg së vuajturi kur më duhej të ndahesha nga një send apo nga një shumë parash, unë merrja aty kënaqësira të vazhdueshme që s'kishin asnjë lidhje me një lloj melankolie që nganjëherë lindte brenda meje, kur çoja ndërmend shterpësinë e këtyre dhurimeve dhe mosmirënjohjen e mundshme të mëpasshme. Madje kisha një të tillë kënaqësi kur jepja, saqë e urreja ta bëja këtë i detyruar. Saktësia në çështjet e parasë më trulloste dhe mezi iu futesha këtyre llogarive. Më duhej të isha zot i dhurimeve të mia.

Këto janë ca vija të përgjithshme, por që ju do t'ju ndihmojnë t'i kuptoni kënaqësitë e vazhdueshme që hasja në jetë, dhe sidomos në zanatin tim. Të jesh i ndaluar, për shembull, në koridoret e Gjykatës, nga gruaja e një të pandehuri që e kemi mbrojtur thjesht për drejtësi apo për mëshirë, dua të them falas, ta dëgjosh këtë grua duke mërmëritur se asgjë, jo, asgjë nuk do të mund ta shpërblente atë ç'kishim bërë për të, t'i përgjigjesh atëherë se kjo ishte krejt e natyrshme, se kushdo do të kishte bërë njëlloj, t'i ofrosh madje një ndihmë për t'i kapërcyer ditët e këqija në të ardhmen, dhe pastaj, me qëllim që t'iu japësh fund uratave dhe t'iu ruash

atyre një tingëllim të përkorë, të puthësh duart e një gruaje të gjorë dhe ta ndërpresësh aty, më besoni, zotëri i dashur, kjo është të arrish më lart se ambiciozi vulgar dhe të ngrihesh në atë pikë kulmore ku virtyti nuk ushqehet më nga tjetër veçse nga vetvetja.

Por le ta lëmë këtu, në këto maja. Ju e kuptoni tani çfarë desha të them kur fola për të synuar më lart. Po flisja pikërisht për këto pika kumore, të vetmet ku mund të jetoj. Po, nuk jam ndjerë kurrë aq mirë sa në këto situata të larta. Deri dhe në hollësitë e jetës, kisha nevojë të isha përsipër. Parapëlqeja autobusin dhe jo metronë, pajtonët dhe jo taksitë, verandat dhe jo katin përdhesë. Amator avionësh sporti ku e ngrejmë kokën në mes të qiellit, përfytyroja gjithashtu, mbi anije, shëtitësin e përjetshëm të dunave. Në mal, iu ikja luginave të ngushta dhe iu ngjitesha kodrinave dhe rrafshnaltave ; isha njeriu i pllajave, të paktën. Po qe se fati do të më kishte detyruar të zgjidhja një zanat dore, tornitori apo mbuluesi shtëpish, jini i qetë, do të kisha zgjedhur çatitë dhe bërë miqësi me marramendjet. Depot, hambarët e anijeve, bodrumet, shpellat, ujdhesat më kallnin datën. Madje kisha një urrejtje të veçantë për shpellologët, që kishin paturpësinë të zinin faqen e parë të gazetave, me arritjet e tyre që më ngjallnin krupë. Të përpiqesh të zbresësh në tetëqind metra, duke rrezikuar të gjendesh me kokën të mbërthyer në një grykë shkëmbore (një sifon, siç thonë këta të pavetëdijshëm !) më dukej një arritje prej njerëzish të përçudnuar apo traumatizuar. Kishte krim këtu.

Përkundrazi, një ballkon natyror, pesëqind apo gjashtëqind metra sipër një deti ende të dukshëm dhe të larë në dritë, ishte vendi ku merrja frymë më mirë, sidomos po të isha vetëm, mjaft përsipër milingonave njerëzore. I shpjegoja vetes pa mundim se përbetimet, predikimet vendimtare, mrekullitë e zjarrit duhet të bëheshin në lartësira të arritshme. Sipas meje, nuk mund meditohej në shpella apo biruca burgjesh (vetëm po të ishin të vendosura në një kullë, me një pamje të shtrirë) ; aty kalbeshim. Dhe unë e kuptoja atë njeriun që, i hyrë nën urdhërat kishtarë, e braktisi kishën sepse qelia e tij, në vend që të hapej, ashtu siç priste ai, mbi një peizazh të gjerë, përfundonte në një mur. Jini i sigurtë se përsa më përket mua, nuk kalbesha. Në çdo orë të ditës, në vetvete dhe midis të tjerëve, ngjitesha në lartësi, ndizja aty zjarre të dukshme, dhe një shpëtim i hareshëm ngrihej drejt meje. Dhe është kështu, të paktën, që merrja kënaqësi nga jeta dhe nga vetë shkëlqesa ime.

Fatmirësisht, profesioni im e kënaqte këtë prirje drejt majave. Ai më hiqte çdo idhtësi kundrejt fqinjit tim të cilit i shërbeja gjithmonë pa i pasur asnjë borxh. Më vendoste përsipër gjykatësit të cilin e gjykoja në radhën e vet, përsipër të pandehurit që e detyroja për mirënjohje. Peshojeni mirë këtë, zotëri i dashur : jetoja pa kurrfarë frike ndëshkimi. Nuk isha i cekur nga asnjë gjykim, nuk gjendesha në ballë të skenës së gjykatës, por diku, në kthina, si ata zotat që i zbresim herë pas here, me anën e një makine, për ta ndryshuar veprimin dhe për t’i dhënë kuptim. Fundja, të jetosh përsipër mbetet ende e vetmja mënyrë që të shihesh dhe përshëndetesh nga numri më i madh.

Madje, disa prej kriminelëve të mi të mirë, duke vrarë, ishin bindur ndaj së njëjtës ndjesi. Leximi i gazetave, në gjendjen e trishtë ku gjendeshin, iu sillte padyshim një lloj shpërblimi fatkeq. Si shumë njerëz të tjerë, ata nuk mund ta duronin më anonimatin dhe ky padurim kishte mundur, të paktën pjesërisht, t’i shpinte në skaje plot kokëçarje. Shkurt, për të qenë i njohur, mjafton të vrasësh sportelisten e ndërtesës ku banon. Mjerisht, bëhet fjalë për një famë kalimtare, aq shumë sporteliste ka që e meritojnë dhe e hanë thikën. Krimi rri papushim në ballë të skenës, por krimineli figuron aty veçse vetëtimthi, për t’u zëvendësuar menjëherë. Shkurt, këto fitore të shkurtra paguhen mjaft shtrenjtë. T’i mbrosh këta fatkeqë të etur për famë, kjo ishte përkundrazi njëlloj si të jesh vërtet i njohur, në të njëjtën kohë dhe në të njëjtat vende, por me mjete më ekonomike. Kjo më nxiste gjithashtu që të shpalosja përpjekjet e merituara me qëllim që ata të paguanin sa më pak e mundur : atë çfarë pagonin, e pagonin disi në vendin tim. Nga ana tjetër, zemërimi, talenti, emocioni që shpenzoja më hiqnin çdo lloj

borxhi kundrejt tyre. Gjykatësit dënonin, të pandehurit shpagonin dhe unë, i lirë nga çdo detyrim, i përvjedhur ndaj gjykimit si dhe ndaj ndëshkimit, mbretëroja lirisht në një dritë edenike.

A nuk ishte pikërisht kështu, Edeni, zotëri i dashur : jeta në lidhje të drejtpërdrejtë ? Kështu qe e imja. Nuk kam pasur kurrë nevojë të mësoj të jetoj. Në këtë pikë, dija tashmë gjithçka që në lindje. Ka njerëz që problemi i tyre është të strehohen mënjanë njerëzve, ose të paktën të merren vesh me ta. Për mua, marrëveshje ishte bërë. I afërt kur duhej, i heshtur nëse e nevojshme, i aftë për shpërfillje po aq sa për seriozitet, isha shkrirë me ta. Kështu popullariteti im ishte i madh dhe nuk i numëroja më sukseset e mia në botë. Nuk ndihesha keq me veten, tregohesha njëherësh valltar i palodhshëm dhe erudit i thjeshtë, arrija të doja njëkohësisht, dhe që nuk ishte aspak e lehtë, gratë dhe drejtësinë, ushtroja sportet dhe artet e bukura, shkurt, po e lë me kaq, që të mos më dyshoni për vetëkënaqësi. Por përfytyroni, ju lutem, një burrë në forcën e moshës, në shëndet të përkryer, i pajisur bujarisht me dhunti të shumta, i shkathtë në ushtrimet e trupit si dhe në ato të mendjes, as i varfër as i pasur, që fle mirë, i kënaqur thellësisht me veten, por që këtë e tregon vetëm nëpërmjet një shoqërueshmërie të lumtur. Ju do ta pranoni atëherë që të mund të flas, në thjeshtësi të plotë, për një jetë të arrirë.

Po, pak qenie kanë qenë më të natyrshme se unë. Përputhja ime me jetën ishte e plotë, më pëlqente çfarë ishte ajo, tejpërtej, pa refuzuar asgjë nga ironitë, madhështia dhe shtrëngimet e saj. Në veçanti, mishi, lënda, fizikja me një fjalë, e cila shqetëson apo shkreh aq shumë njerëz në dashuri apo në vetmi, më sillte mua, pa më nënshtruar, gëzime të pandryshueshme. Isha bërë për të pasur një trup. Që këtej vjen kjo harmoni brenda meje, ky zotërim i lirshëm i vetvetes, zotërim që e ndjenin njerëzit dhe që nganjëherë më pohonin se kjo i ndihmonte për të jetuar. E kërkonin pra shoqërinë time. Për shembull, shpesh besonin se më kishin takuar tashmë. Jeta, qeniet dhe dhuratat e saj vinin përballë meje ; i pranoja këto nderime me një krenari dashamirëse. Në të vërtetë, duke qenë kështu një burrë aq i plotë dhe i thjeshtë, e shihja veten pak si mbinjeri.

Vij nga një lindje e ndershme, por e errët (im atë ishte oficer) dhe megjithatë, në ca mëngjese, po e pohoj përulësisht, ndihesha i biri i mbretit, ose gëmushë e zjarrtë. Bëhej fjalë, shënojeni mirë këtë, për tjetër gjë sesa siguria në të cilën jetoja se isha më i zgjuari ndër të gjithë. Le që kjo siguri është pa kurrfarë ndikimi sepse ka aq shumë idiotë që e kanë atë. Jo, ngaqë isha i plotësuar, unë ndihesha, nguroj ta them, i përzgjedhur. I përzgjedhur në vete, ndër të gjithë, për këtë arritje të gjatë dhe të vazhdueshme. Shkurt, këtu kishim një pasojë të thjeshtësisë sime. Nuk dëshiroja t'ua mvishja këtë arritje vetëm meritave të mia, dhe nuk mund ta besoja se bashkimi, në një person të vetëm, i cilësive aq të ndryshme dhe të skajshme të ishte thjesht rezultat i rastësisë. Ja përse, duke jetuar i lumtur, në njëfarë mënyre ndihesha sikur kjo lumturi më ishte dhënë nga ndonjë dekret i lartë. Kur t'ju them se nuk kisha asnjë fe, ju do ta shquani edhe më mirë atë çfarë kishte të jashtëzakonshme në këtë bindje. E rëndomtë ose jo, kjo bindje më ka ngritur për një kohë të gjatë përsipër jetës së përditshme dhe kam fluturuar mirëfilli për vite të tëra dhe që, ç'është e vërteta, i kujtoj ende plot keqardhje. Kam fluturuar deri mbrëmjen kur... Jo, jo, kjo është një tjetër çështje dhe duhet harruar. Le që, mbase dhe e teproj. Është e vërtetë se ndihesha i lirshëm në gjithçka, por ama i kënaqur në asgjë. Çdo gëzim më bënte të dëshiroja një tjetër. Shkoja nga festa në festë. Më ndodhte të kërceja për netë të tëra, gjithnjë e më i çmendur nga qeniet dhe nga jeta. Nganjëherë, vonë në ato netë ku kërcimi, alkooli i lehtë, shfrenimi im, braktisja e egër e secilit, më hidhnin në një përhumbje të lodhur dhe njëherësh të plotësuar, më dukej se, në skajet e rraskapitjes, dhe në hapësirën e një sekonde, e kuptoja më në fund sekretin e qenieve dhe të botës. Por lodhja zhdukej të nesërmen dhe bashkë me të, sekreti ; hidhesha sërish. Vrapoja kështu, gjithmonë i plotësuar, asnjëherë i ngopur, pa ditur ku të ndalem, deri ditën, më mirë deri mbrëmjen kur muzika është ndalur,

dritat janë shuar. Festa ku kisha qenë i lumtur… Por më lejoni ta thërras mikun tonë primitiv. Tundni kokën për ta falenderuar, dhe mbi të gjitha, pini me mua, kam nevojë për simpatinë tuaj.

Shoh se u habitët nga kjo deklaratë. Po ju, a nuk keni pasur ndonjëherë befas nevojë për simpati, ndihmë, miqësi ? Po, sigurisht. Kurse unë jam mësuar të mjaftohem me simpatinë. E gjejmë më lehtë, dhe fundja kjo nuk të zoton për asgjë. Në diskutimin e brendshëm, kjo « Kini besim në simpatinë time » paraprin menjëherë « dhe tani, të merremi me diçka tjetër ». Kjo është një ndjesi e presidentit të këshillit : e kemi me të lirë, pas katastrofave. Kurse miqësia, është më pak e thjeshtë. Ajo është e gjatë dhe e vështirë të arrihet, por kur e kemi, ska më asnjë mënyrë për t'iu përvjedhur, i duhet bërë ballë. Sidomos, mos mendoni se miqtë tuaj do t'ju telefonojnë për çdo mbrëmje, siç do të duhej ta bënin, për të ditur nëse nuk është pikërisht kjo mbrëmja ku ju keni vendosur të vrisni veten, apo më thjesht nëse nuk keni nevojë për shoqëri, nëse nuk keni dëshirë të dilni. Jo, jo, nëse ju telefonojnë, jini i qetë, kjo do të jetë pikërisht atëherë kur nuk jeni vetëm, dhe kur jeta është e bukur. Sa për vetëvrasjen, ata do t'ju shtynin drejt saj, sepse sipas tyre, ia keni këtë borxh vetes. Na ruajtë qielli, zotëri i dashur, nga të vendosurit kaq lart nga miqtë tanë ! Sa për ata që e kanë për detyrë të na duan, e kam fjalën për prindërit tanë, aleatët (çfarë shprehje !), kjo është një muzikë tjetër. Këta kanë fjalën që duhet, por është pikërisht kjo fjalë që është plumb ; të telefonojnë sikur të gjuanin me karabinë. Dhe ata marrin shenjë mirë. Ah ! Tradhtarët[2] !

Si ? Ç'mbrëmje ? Do të vij, jini i duruar me mua. Le që, në njëfarë mënyre, jam në çështjen time, me këtë histori miqsh dhe aleatësh. Shikoni, më kanë folur për dikë që ia kishin burgosur mikun e ngushtë dhe që për çdo natë flinte për dyshemeje, thjesht për të mos iu gëzuar një rehatie të cilën ia kishin hequr këtij miku. E kush, zotëri i dashur, e kush do të flerë për dyshemeje për ne të dy ? A jam vetë unë i aftë për këtë ? Dëgjoni, do të doja të jem, do të jem. Po, të gjithë ne do të jemi të aftë për këtë një ditë, dhe ky do të jetë shpëtimi. Por nuk është e lehtë, sepse miqësia është e shpërqëndruar, ose të paktën e pafuqishme. Ajo dëshiron diçka, por nuk mundet. Por mbase fundja nuk e dëshiron dhe aq ? Mbase ne nuk e duam aq shumë jetën ? E keni vënë re se vetëm vdekja i zgjon ndjenjat tona ? Sa shumë i duam ne miqtë që sapo na kanë braktisur, apo jo ? Sa shumë i admirojmë miqtë e etërve tanë që nuk flasin më, gojën plot me dhé ! Dhe nderimi vjen atëherë krejt natyrshëm, ky nderim që mbase ata e kishin pritur prej nesh gjatë gjithë jetës së tyre. Por, e dini ju përse jemi gjithmonë më të drejtë dhe më bujarë me të vdekurit ? Arsyeja është e thjeshtë ! Me ta, nuk ka detyrim. Ata na lënë të lirë, ne mund të marrim tërë kohën që na duhet, t'ia gjejmë vendin këtij nderimi ndërmjet koktejlit dhe një amvise të sjellshme, shkurt, në kohëra pushimi. Po të na detyronin për diçka, kjo do të ishte për kujtesën, dhe ne e kemi kujtesën të dobët. Jo, është i sapo vdekuri ai që duam tek miqtë tanë, i vdekuri i dhimbshëm, emocioni ynë, vetë ne pra !

Kisha kështu një mik që i shmangesha shpesh. Më mërziste ca, kishte dhe moral. Por pak para se të vdesë, më ka gjetur, jini i qetë. Nuk kam humbur asnjë ditë. Ka vdekur, i kënaqur me mua, duke më shtrënguar duart. Një grua që më ngacmonte tepër shpesh, dhe më kot, pati shijen e mirë të vdiste e re. Po çfarë vendi zuri menjëherë në zemrën time ! Dhe për më tepër, kur bëhet fjalë për një vetëvrasje ! Perëndi, çfarë tronditje e mrekullueshme ! Telefoni punon, zemra e mbushur plot, fjali qëllimisht të shkurtra, por të rënda me nënkuptime, dhimbja e përmbajtur, dhe madje, po, po, pak vetakuzim !

---

[2] Në fakt, Camus shkruan : *Ah ! les Bazaine !* Dhe kjo duhet lidhur me emrin e François Achille Bazaine (1811-1888), mareshal i Francës. Emri i tij është i lidhur me humbjen e ushtrisë franceze përballë asaj prusiane më 1870, një humbje kjo e shkaktuar nga kapitullimi i pashpjegueshëm i këtij mareshali.

Kështu është njeriu, i dashur zotëri, ka dy faqe ai : nuk mund të dojë pa e dashur veten. Vëzhgoni fqinjët tuaj, nëse për fat do të ketë një vdekje në ndërtesë. Ata flinin të qetë në jetën e tyre dhe ja, për shembull, sportelisti vdes. Menjëherë, ata zgjohen, trazohen, pyesin, qahen. Një i vdekur në shtyp, dhe shfaqja fillon më në fund. Ata kanë nevojë për tragjedi, ç'të bësh, kjo është transhendenca e tyre e vogël, aperitivi i tyre. Le që, mos është gjë rastësi që fola për sportelistin ? Kisha dhe unë një të tillë, me të vërtetë i pakëndshëm, ligësia vetë, një shembull kotësie dhe mërie, që do të kishte thartuar dhe vetë një françeskan. Madje as nuk i flisja më, por thjesht me ekzistencën e vet, arrinte të ma prishte jetën e përditshme. Ka vdekur, dhe i kam vajtur në varrim. A mund të ma thoni ju përse ?

Madje dy ditët që paraprinë varrimin qenë të mbushura plot me interesim. E shoqja e sportelistit ishte e sëmurë, e shtrirë në dhomën e vetme, dhe pranë saj kishin vënë arkivolin mbi dy dykëmbësha. Duhet ta merrnim postën vetë. E hapnim derën, i thoshim : « Mirëdita, zonjë », dëgjonim lavdet për të vdekurin që sportelistja e tregonte me dorë, dhe secili merrte letrat e veta. Asgjë ngazëllyese këtu, apo jo ? E megjithatë, e tërë ndërtesa ka hyrë në kthinën që të qelbte era fenol. Dhe banorët nuk dërgonin shërbëtorët e tyre, jo, por vinin vetë të përfitonin nga ky rast fatlum. Madje edhe shërbëtorët përfitonin, por shpejt e shpejt. Ditën e varrimit, arkivoli ishte tepër i madh për derën e kthinës. « O i shtrenjti im, thoshte në shtratin e vet sportelistja, me një befasi njëherësh të mahnitur dhe të hidhëruar, sa i madh që ishte ! » « Mos u shqetësoni, zonjë, përgjigjej përgjegjësi, do ta kalojmë menjëherë, dhe në këmbë. » E kemi kaluar në këmbë, pastaj e kemi shtrirë, dhe kam qenë i vetmi (me një ish-ndërmjetës kabareje, për të cilin mora vesh se pinte bashkë me të ndjerin, për çdo mbrëmje Pernodin e zakonshëm) që kam vajtur deri tek varrezat dhe kam hedhur lule mbi një arkivol, luksi i të cilit më habiti. Pastaj, i kam bërë një vizitë sportelistes, për të marrë falenderimet e saj prej tragjediane. E ç'arsye ka e tërë kjo, a s'më thoni ? Asnjë, në mos aperitivi.

Kam varrosur gjithashtu një bashkëpunëtor të vjetër të Dhomës së avokatëve. Një nëpunës, mjaft i përçmuar, të cilit ia shtrëngoja dorën gjithmonë. Madje aty ku punoja, ua shtrëngoja dorën të gjithëve, dhe më tepër dy herë sesa një. Kjo thjeshtësi e përzemërt më vlente, me fare pak shpenzime, simpatinë e të gjithëve, e nevojshme kjo për mirëqenien time. Për varrimin e nëpunësit tonë, kreu i Dhomës nuk e kishte çarë shumë kokën. Kurse unë po, dhe madje një natë para se të ndërmerrja një udhëtim, e që kjo u theksua mirë. Pikërisht, e dija se prania ime do të binte në sy dhe do të flitej për mirë. Atëherë ju e kuptoni, as vetë dëbora që binte atë ditë nuk më ka kthyer mbrapsht.

Si ? Do të vij dhe aty, mos u shqetësoni, madje aty jam ende. Por më lejoni pak t'ju vë në dukje se sportelistja ime, që ishte rrënuar në kryqe, në lis të bukur, dhe në doreza të argjendta, për t'iu gëzuar më mirë emocionit të vet, është ngjitur një muaj më pas me një kaposh me zë të bukur. Ai e rrihte, dëgjonim britma të tmerrshme, dhe menjëherë më pas, hapte dritaren dhe ia lëshonte romancës së tij të dashur : « O gra, sa të bukura jeni ! » « Mirë, por prapë ! » thoshin fqinjët. Mirë, por prapë çfarë, ja po ju pyes unë ? Mirë, ky bariton kishte dukjet kundër tij, dhe sportelisten gjithashtu. Por asgjë nuk na thotë se ata nuk duheshin. As që ajo nuk e donte të shoqin. Veç kësaj, kur kaposhi ia mbathi, me zë dhe krah të lodhur, ajo iu rikthye lavdeve të të ndjerit, besnikja, kjo ! Tekefundit, njoh ca të tjerë që i kanë dukjet për vete, dhe që nuk janë më tepër të qëndrueshëm dhe të sinqertë. Kam njohur një burrë që i ka përkushtuar njëzet vjet të jetës së tij një të çoroditureje, që ka flijuar gjithçka për të, miqësitë, punën, vetë respektin e jetës së tij, dhe që një mbrëmje mori vesh se ajo nuk e kishte dashur kurrë. Ai mërzitej, ja kaq, mërzitej si shumica e njerëzve. I kishte krijuar vetes pra, me çmos, një jetë plot me drama dhe ndërlikime. Duhet të ndodhë diçka, ja shpjegimi i shumicës së zotimeve njerëzore. Duhet të ndodhë diçka, qoftë dhe skllavërimi pa dashuri, qoftë dhe lufta, apo vdekja. Rrofshin pra varrimet !

Kurse unë të paktën, nuk e kisha këtë shfajësim. Nuk mërzitesha sepse mbretëroja. Mbrëmjen për të cilën po ju flas, mund të them madje se po mërzitesha më pak se kurrë. Jo, vërtet, nuk dëshiroja që të ndodhte diçka. E megjithatë... Shikoni, zotëri i dashur, ishte një mbrëmje e bukur vjeshte, ende e vakët mbi qytet, tashmë e lagësht mbi Senë. Nata po binte, qielli ishte ende i kthjelltë në perëndim, por po errësohej, llampadarët ndriçonin dobësisht. Po shkoja përgjatë bregut të majtë drejt urës së Arteve. Shihej vezullimi i lumit, ndërmjet kartonëve të mbyllur të shitësve të librave. Kishte fare pak njerëz buzë lumit : Parisi po darkonte tashmë. Shkelja mbi gjethet e zverdhura dhe të pluhurta që të kujtonin ende verën. Dalëngadalë, qielli po mbushej me yje që shquheshin përkohësisht ndërmjet dy llampadarëve. Shijoja heshtjen e rikthyer, butësinë e mbrëmjes, Parisin e boshatisur. Isha i kënaqur. Dita kishte qenë e mbarë : një i verbër, ulja e dënimit që shpresoja, shtrëngimi i përzemërt i duarve me klientin tim, ca zemërgjerësira, dhe pasdite një fjalim i çastit i shkëlqyer, përpara miqve të mi, mbi ashpërsinë e zemrës së klasës sonë drejtuese dhe hipokrizinë e elitave.

Isha ngjitur mbi urën e Arteve, bosh në atë orë, për të vështruar lumin që mezi shquhej në natën tashmë të rënë. Përballë Vert-Galant, mbizotëroja ishullin. Ndjeja të më pushtonte një ndjesi e madhe fuqie, dhe si ta them, përkryerjeje, që ma mbushte zemrën. U drejtova dhe shkova të ndez një cigare, cigaren e kënaqësisë, kur në atë çast, pas meje shpërtheu një e qeshur. I befasuar, u ktheva shpejt : nuk kishte njeri. Shkova deri tek parmaku : asnjë anije, asnjë varkë. U riktheva drejt ishullit dhe, përsëri, dëgjova të qeshurën pas shpine, disi më të largët, njëlloj sikur të zbriste përgjatë lumit. Qëndroja aty, i palëvizshëm. E qeshura fashitej, por e dëgjoja ende mirë pas meje, të ardhur nga asgjëkundi, në mos nga ujërat. Ndërkohë shquaja rrahjet e përshpejtuara të zemrës sime. Tani, më dëgjoni mirë, kjo e qeshur nuk kishte asgjë të mistershme ; ishte një e qeshur e lirë, e natyrshme, pothuaj miqësore, që i rivendoste gjërat në vend. Madje shumë shpejt, nuk dëgjova më asgjë. Dola përgjatë bregut, mora rrugën Dauphine, bleva cigare që nuk kisha fare nevojë. Isha i trullosur, nuk mbushesha në frymë. Atë mbrëmje, thirra një mik që nuk ishte në shtëpi. Po nguroja të dilja, kur befas e dëgjova të qeshurën poshtë dritareve. E hapa. Vërtet, mbi trotuar, ca të rinj po ndaheshin gëzueshëm. I mbylla dritaret, duke ngritur supet ; fundja, kisha një dosje për të studiuar. Shkova në sallën e banjos për të marrë një gotë ujë. Imazhi im buzëqeshte në pasqyrë, por m'u duk se buzëqeshja ime ishte e dyfishtë...

Si ? Më falni, po mendoja diçka tjetër. Do t'ju rishoh nesër, padyshim. Nesër, po, kështu. Jo, jo, nuk mund të rri. Le që, jam i thirrur për konsultë nga ariu i murrmë që po e shihni atje. Një njeri i ndershëm, sigurisht, që policia e përndjek poshtërsisht, dhe thjesht për perversitet. Mendoni ju se ai ka një kokë vrasësi ? Të jeni i sigurtë se ai ka një kokë për punë. Vjedh gjithashtu, dhe ju do të jeni i habitur kur të mësoni se ky njeri shpellash është i specializuar në trafikimin e tablove. Në Hollandë, të gjithë janë specialistë pikturash dhe tulipanësh. Ky këtu, me pamjet e tij modeste, është autori i vjedhjes më të famshme të tablove. Cilës ? Mbase jua them. Mos u habisni nga njohuritë e mia. Megjithëse jam një gjykatës-pendestar, këtu kam një pasion : jam këshilltar juridik i këtyre njerëzve të mirë. I kam studiuar ligjet e vendit dhe kam krijuar një klientelë në këtë lagje ku nuk jua kërkojnë diplomat. Nuk ishte e lehtë, por unë ngjall besim tek të tjerët, apo jo ? Kam një të qeshur të bukur dhe të sinqertë, shtrëngimi i dorës është energjik, të gjitha këto janë pluse. Dhe pastaj kam ndrequr ca raste të vështira, në fillim për interes, e pastaj për bindje. Zotëri i dashur, nëse sekserët dhe vjedhësit do të dënoheshin gjithmonë dhe ngado, të gjithë njerëzit e ndershëm do ta besonin veten papushim të pafajshëm. Dhe sipas meje – ja, ja, tani po dal aty ! – kjo është pikërisht çfarë duhet shmangur. Përndryshe, do të kishte pse të qeshnim.

Bashkatdhetari im i dashur, ju jam vërtet mirënjohës për kureshtjen tuaj. Megjithatë, historia ime nuk ka asgjë të jashtëzakonshme. Meqë dëshironi ta dini, po ju them se e kam menduar ca këtë të qeshur, për disa ditë, pastaj e kam harruar. Në të rrallë, më dukej se e dëgjoja, diku brenda meje. Por të shumtën e kohës, mendoja pa e vrarë mendjen, për tjetër gjë.

Megjithatë, më duhet ta pranoj se nuk kam shkelur më mbi brigjet e Senës. Kur kaloja aty, në makinë apo në autobus, brenda meje bëhej një lloj heshtjeje. Prisja, besoj. Por e kapërceja Senën, asgjë nuk përftohej, merrja frymë. Asokohe, pata gjithashtu dhe ca bezdisje shëndeti. Asgjë të përcaktuar, këputje nëse mund të them, një lloj vështirësie për të gjetur humorin. U këshillova me ca mjekë që më dhanë ca vitamina e gjëra. E merrja veten, pastaj sërish teposhtë. Jeta po më bëhej ca më e vështirë : kur trupi është i trishtë, zemra shkrehet. Më dukej se po çmësohesha nga ajo që nuk e kisha mësuar kurrë dhe që megjithatë e dija fort mirë, e kam fjalën për të jetuarit. Po, them se pikërisht atëherë ka filluar gjithçka.

Por as sonte, nuk e di përse, nuk ndihem fort mirë. Madje e kam të vështirë dhe t'i rrotulloj fjalitë. Flas jo aq mirë, më duket, dhe ligjërimi im është më pak i sigurtë. Koha, padyshim. Marrim frymë me vështirësi, ajri është kaq i rëndë sa të rëndon mbi gjoks. A do t'ju vinte keq, i dashur bashkatdhetar, po të dilnim pak të ecnim rrugëve të qytetit ? Falemnderit.

Sa të bukur janë kanalet, sonte ! Më pëlqen fryma e ujërave të mykur, era e gjetheve të vdekura që kalben në kanal, dhe ajo era funebër që ngjitet nga anijet e ngarkuara me lule. Jo, jo, kjo shije nuk ka asgjë të sëmurë, më besoni. Përkundrazi, tek unë, ky është një qëndrim. E vërteta është se e detyroj veten t'i admiroj këto kanale. Ajo çfarë dua më shumë në botë, është Siçilia, ju e shihni mirë, dhe madje nga lartësia e Etnës, në dritë, me kusht që të mbizotëroj ishullin dhe detin. Java gjithashtu, por në kohën e erërave tropikale. Po, kam vajtur njëherë atje, kur isha i ri. Në përgjithësi, më pëlqejnë të gjithë ishujt. Është më e lehtë të mbretërosh mbi ishuj.

Shtëpi e mrekullueshme, apo jo ? Dy kokat që i shihni aty janë ato të skllevërve zezakë. Një tabelë. Shtëpia i përkiste një tregtari skllevërish. Ah ! asokohe nuk i fshihnim këto gjëra ! E ngrinim zërin lart, thoshim : « Ja, punët po më shkojnë mbarë, merrem me tregti skllevërish, shes mish të zi. » E përfytyroni dot dikë, sot, duke shpallur publikisht se i tillë është zanati i tij ? Çfarë skandali ! I dëgjoj që këtu kolegët e mi parizianë. Nuk mund të flasësh me ta për këtë çështje, nuk do të nguronin fare që të hidhnin nja dy-tre manifeste, mbase dhe më shumë ! Por fundja, do ta shtoja aty dhe nënshkrimin tim. Skllavëria, ah ! jo, jo, të gjithë jemi kundër ! Që ne të jemi të shtrënguar ta vendosim këtë skllavëri në shtëpitë tonë, apo në uzina, mirë, kjo bën pjesë në rendin e gjërave, por të mburresh me këtë, ky është kulmi.

E di mirë se nuk mund të bëjmë pa të sunduarit apo të qenurit i nënshtruar. Çdo njeri ka nevojë për skllevër, njëlloj si për ajrin e lirë. Të urdhërosh, kjo është të marrësh frymë, edhe ju mendoni kështu, apo jo ? Madje dhe ata më të skamurit arrijnë të marrin frymë. I fundit në shkallën shoqërore, ka ende bashkëshorten, apo dhe fëmijën. Nëse është beqar, ka një qen. Shkurt, thelbësore është që të mund të nxehesh por që tjetri të mos ketë të drejtë të përgjigjet. « Nuk i kthehet fjala babait », e njihni ju këtë formulë ? Në njëfarë kuptimi, ajo është e

çuditshme. E kujt do t'i përgjigjeshim në këtë botë, në mos atij që e duam ? Në një kuptim tjetër, ajo është bindëse. Sepse vërtet duhet që dikush të ketë fjalën e fundit. Përndryshe, ndaj çdo lloj arsyeje mund të kundërpërgjigjej një tjetër : nuk do të mbaronim kurrë. Përkundrazi, fuqia ndan gjithçka. Kemi marrë ca kohë, por ama e kemi kuptuar këtë. Për shembull, duhet ta keni vënë re, më në fund Europa jonë e vjetër po filozofon në mënyrën e duhur. Ne nuk themi më, si në kohërat naive : « Unë mendoj kështu. Cilat janë vërejtjet tuaja ? » Jemi bërë mendjekthjelltë. E kemi zëvendësuar dialogun me komunikatën. « E tillë është e vërteta, themi ne. Ju mund ta diskutoni, kjo s'na intereson. Por pas ca vitesh, do të jetë policia që do t'ju tregojë se kam të drejtë. »

Ah ! planet i dashur ! Gjithçka është e qartë tani. Ne e njohim veten, e dimë për çfarë jemi të aftë. Ja unë, për të ndryshuar shembull, në mos çështje, kam dashur gjithmonë që të më shërbejnë me buzëqeshje. Nëse shërbëtorja dukej e trishtë, ditët e mia ishin të helmuara. Padyshim që ajo kishte të drejtë të mos ishte e gëzuar. Por thosha me vete se për të ia vlente më mirë të ma bënte shërbimin duke qeshur sesa duke qarë. Në fakt, kjo ia vlente më mirë për mua. Megjithatë, edhe pse jo i lavdishëm, arsyetimi im nuk ishte dhe krejt idiot. Në të njëjtën mënyrë, vazhdoja të mos haja në restorante kineze. Përse ? Sepse Aziatikët, kur heshtin, dhe përpara të Bardhëve, kanë shpesh një pamje përçmuese. Natyrisht, ata e ruajnë këtë pamje, kur shërbejnë ! E si t'i gëzohesh atëherë pulës me salcë, dhe sidomos, duke i vështruar ata, si të mendosh që kemi të drejtë ?

E thënë ndërmjet nesh, skllavëria, buzëqeshëse nëse e mundur, është pra e pashmangshme. Por ne nuk duhet ta pohojmë këtë. Ai që nuk mund ta pengojë veten të ketë skllevër, a nuk vlen më mirë që t'i thërrasë ata njerëz të lirë ? Së pari për parim, dhe pastaj për të mos i dëshpëruar. Ua kemi borxh këtë shpërblim, apo jo ? Në këtë mënyrë, ata do të vazhdojnë të buzëqeshin dhe ne do ta kemi ndërgjegjen të qetë. Pa këtë, do të ishim të detyruar të riktheheshim tek vetja, do të çmendeshim nga dhimbja, ose do të bëheshim dhe të thjeshtë, gjithçka mund të ndodhë. Kështu, ska tabela, dhe kjo këtu është skandaloze. Le që, nëse gjithkush do të shtrohej në tavolinë, hë, nëse gjithkush do ta shpallte zanatin e tij të vërtetë, identitetin e tij, atëherë nuk do të merrnim më gjë vesh ! Përfytyroni kartvizitat : Dupont, filozof frikacak, ose pronar i krishterë, ose humanist shkelës kurore, kemi plot zgjedhje, vërtet. Por ky do të ishte një ferr ! Po, kështu duhet të jetë ferri : rrugë me tabela dhe asnjë mënyrë për t'u shpjeguar. Jemi të renditur njëherë e përgjithmonë.

Ju për shembull, bashkatdhetari im i dashur, mendoni pak çfarë do të ishte tabela juaj. Po heshtni ? Hë, do të më përgjigjeni më vonë. Fundja, timen e njoh : një faqe e dyfishtë, një Janus joshës, dhe përsipër, deviza e shtëpisë : « Mos i besoni. » Mbi kartat e mia : « Jean-Baptiste Clamence, komedian. » Shikoni, pak kohë pas mbrëmjes që ju fola, kam zbuluar diçka. Kur braktisja një të verbër mbi trotuarin ku e kisha ndihmuar të dilte, e përshëndesja. Kjo heqje kapeleje, sigurisht që nuk ishte për të, sepse ai nuk mund ta shihte. Po për kë ishte pra ? Për publikun. Pas rolit, përshëndetjet. Jo keq, hë ? Një ditë tjetër, në të njëjtën epokë, një automobilisti që më falenderonte se e kisha ndihmuar, iu përgjigja se askush nuk do të kishte bërë aq. Doja të thosha kushdo, sigurisht. Por ky lapsus fatkeq më mbeti peng. Për nga modestia, isha i pathyeshëm, vërtet.

Duhet pranuar kjo me përulësi, bashkatdhetari im i dashur, kam qenë gjithmonë një mburravec. Unë, unë, unë, ja refreni i jetës sime të shtrenjtë, dhe që dëgjohej në gjithçka ç'thosha. Nuk kam mundur të flas kurrë ndryshe sesa duke u mburrur, sidomos nëse e bëja pa rënë në sy, me atë fashitjen e shkëlqyer që ia dija sekretin. Është plotësisht e vërtetë se kam jetuar gjithmonë i lirë dhe i fuqishëm. Vetëm se, ndihesha i lirë kundrejt të gjithëve për arsyen e shkëlqyer se nuk e pranoja veten të barabartë. Gjithmonë e kam çmuar veten më të zgjuar se të gjithë, jua kam thënë këtë, por edhe më të ndjeshëm dhe më të saktë, qitës elite, drejtues i

pakrahasueshëm, dashnor më i mirë. Edhe në fushat ku e kisha të lehtë ta shihja inferioritetin tim, si në tenis për shembull, ku isha thjesht një partner i ndershëm, e kisha të vështirë të mos besoja se, po të kisha kohë të stërvitesha, do të renditesha në seritë e para. Vetes, nuk i njihja tjetër vetëm epërsira, çka kjo shpjegonte dashamirësinë dhe paqësinë time. Kur kujdesesha për tjetrin, këtë e bëja me atë zemërgjerësinë kryelartë, në liri të plotë, dhe e tërë merita më takonte mua : rritesha me një shkallë më tepër në dashurinë që kisha për veten.

Bashkë me ca të vërteta të tjera, këto qartësi i kam zbuluar pak nga pak, në periudhën që pasoi mbrëmjen për të cilën ju kam folur. Jo menjëherë, jo, jo aq qartë. Fillimisht më është dashur të më kthehet kujtesa. Shkallë-shkallë, kam parë më qartë, kam mësuar disi nga ajo çfarë dija. Deri atëherë, kisha qenë gjithnjë i ndihmuar nga një pushtet i habitshëm harrese. Harroja gjithçka, dhe më së pari vendimet e mia. Në thelb, asgjë nuk peshonte. Luftë, vetëvrasje, dashuri, skamje, sigurisht që iu kushtoja rëndësi, kur më detyronin rrethanat, por në një mënyrë të sjellshme dhe sipërfaqësore. Nganjëherë, bëja gjoja ndizesha për një kauzë të huaj ndaj jetës sime të përditshme. Megjithatë, në thelb, nuk merrja pjesë aty, përveç, sigurisht, kur liria ime ndihej e cënuar. Si t'ju them ? Rrëshqiste. Po, gjithçka rrëshqiste mbi mua.

Le të jemi të drejtë : ndodhte që harresat e mia të ishin të merituara. Ju e keni vënë re se ka njerëz që feja e tyre qëndron në faljen e të gjitha fyerjeve dhe që i falin në fakt, por nuk i harrojnë kurrë. Unë nuk isha i këtij stofi për t'i falur fyerjet, por nga fundi i harroja gjithmonë. Dhe ai që e mendonte veten të urryer nga unë, ngelej i shushatur kur më shihte duke i drejtuar një buzëqeshje të madhe. Sipas natyrës së tij, ai ose admironte atëherë lartësinë time shpirtërore ose përçmonte frikën time pa e menduar se arsyeja ime ishte më e thjeshtë : ia kisha harruar deri dhe emrin. E njëjta e metë që më bënte shpërfillës apo mosmirënjohës më bënte atëherë shpirtmadh.

Jetoja pra, dita-ditës, pa asnjë vazhdimësi tjetër përveç kësaj të unë-unë-unë. Dita-ditës gratë, dita-ditës virtyti ose vesi, dita-ditës, si qentë, por për çdo ditë, vetë unë, i fortë në detyrë. Ecja kështu në sipërfaqe të jetës, në njëfarë mënyre në fjalët, asnjëherë në realitet. Gjithë ata libra mezi të lexuar, ata miq mezi të dashur, ato qytete mezi të vizituara, ato gra mezi të pushtuara ! Bëja gjeste nga mërzia, ose për zbavitje. Qeniet pasonin, donin të kapeshin, por nuk kishte asgjë aty, dhe kjo ishte fatkeqësia. Për ata. Sepse për mua, harroja. Nuk jam kujtuar kurrë për tjetër veç për vetveten.

Megjithatë, pak nga pak, kujtesa më është rikthyer. Ose më mirë, unë kam vajtur tek ajo, dhe kam gjetur kujtimin që më priste. Para se t'ju flas për të, më lejoni, bashkatdhetari im i dashur, t'ju jap ca shembuj (që do t'ju shërbejnë, jam i sigurtë) të asaj çfarë kam zbuluar gjatë hulumtimit tim.

Një ditë që, në timonin e makinës sime, u vonova një sekondë të nisem pas dritës jeshile, ndërkohë që nga prapa bashkëqytetarët tanë të duruar iu binin papushim borive, jam kujtuar befas për një tjetër aventurë, të ndodhur në të njëjtat rrethana. Një motoçikletë e ngarë nga një burrë i vogël dhe i thatë, me një palë syze pa krahë dhe pantallona golfi, më kishte parakaluar dhe ishte futur para meje, në dritën e kuqe. Duke u ndalur, burri i vogël e kishte fikur motorin dhe përpiqej më kot t'i rijepte frymë. Kur u hap drita jeshile, i kërkova me mirësjelljen time të zakonshme që ta nxirrte motoçikletën anash që të mund të kaloja. Burri i vogël vazhdonte t'i mëshonte çelësit. M'u përgjigj pra, sipas rregullave të mirësjelljes pariziane, që të shkoja të thyeja krande se s'isha për këtë punë. Ngulmova, gjithnjë i sjellshëm, por me një ngjyresë të lehtë padurimi në ton. Menjëherë, më bënë të ditur se sidoqoftë po ecja si kërmill. Gjatë kësaj kohe, ca bori filluan të dëgjohen pas meje. Duke e shtuar paksa vendosmërinë, e luta bashkëbiseduesin që të ishte i sjellshëm dhe ta kuptonte se po pengonte qarkullimin. Ky personazh i pashqitshëm, i acaruar padyshim nga vullneti i keq, tashmë i dukshëm, i motorit të tij, më vuri në dijeni se në qoftë se dëshiroja një zbutje kurrizi, siç e quante ai, do të ma ofronte

këtë me gjithë zemër. Ky cinizëm aq i madh më mbushi me një zemërim të tillë saqë dola nga makina, me mendje të ndarë që t'ia shkulja veshët këtij harbuti. Nuk besoj të jem frikacak (por, e ç'nuk besojmë !), isha një kokë njeriu më i gjatë se ai, muskujt e mi nuk më kanë lënë asnjëherë në baltë. Besoj ende tani se zbutja e kurrizit do të kishte qenë më tepër e marrë sesa e ofruar. Por ende s'kisha shkelur mirë në asfalt dhe ja që nga turma e cila kishte zënë të mblidhet doli një burrë, u lëshua drejt meje, erdhi të më sigurojë se isha i fundit ndër të fundit dhe se nuk do të më lejonte të qëlloja një burrë me një motoçikletë mes këmbëve dhe që për rrjedhojë, nuk ishte barabar me mua. I dola përballë këtij musketjeri, dhe ç'është e vërteta, as nuk e pashë. Në fakt, ende s'e kisha kthyer kokën mirë dhe ja që, pothuaj në të njëjtën kohë, dëgjova sërish kërcitjen e motoçikletës dhe mora një goditje të dhunshme në vesh. Ende pa pasur kohë të merrja vesh ç'kishte ndodhur, motoçikleta u largua. I trullosur, eca kuturu drejt d'Artagnanit kur, në po atë çast, një kor i acaruar borish ia behu nga rreshti i makinave, tashmë goxha i gjatë. Drita jeshile ishte ndezur. Atëherë, ende i hutuar, në vend që ta shkundja idiotin që më kishte folur, u ktheva urtësisht në makinë dhe u nisa, ndërkohë që duke e parakaluar, idioti më përshëndeste me një « mjeran » e cila ende më kujtohet.

Histori pa rëndësi, do të më thoni ju ? Padyshim. Vetëm se, mezi e harrova, ja kjo është e rëndësishme. Megjithatë, kisha shfajësime. E kisha lënë veten të thyhem pa u përgjigjur, por nuk mund të më akuzonin për frikacak. I befasuar, i thërritur nga të dyja anët, kisha ngatërruar gjithçka dhe boritë ia kishin vënë majën hutimit tim. Megjithatë, isha fatkeq njëlloj sikur të mos i isha përgjigjur nderit. E rishihja veten duke u ngjitur në makinë, pa asnjë reagim, nën vështrimet ironike të një turme aq më të ngazëllyer që mbaja veshur, më kujtohet kjo, një kostum blu mjaft elegant. Dëgjoja thirrjen « mjeran ! » që sidoqoftë, më dukej me vend. Shkurt, isha shfryrë publikisht. Është e vërtetë se kjo kishte ndodhur si pasojë e një numri rrethanash, por rrethana ka gjithmonë. Pas ngjarjes, e shquaja mjaft qartë çfarë duhet të kisha bërë. E shihja veten duke e palosur d'Artagnanin me një grusht të mirë, duke u ngjitur në makinë, duke e ndjekur të pacipin që më kishte goditur, duke e kapur, duke ia mbërthyer makinën përkundër një trotuari, duke e nxjerrë mënjanë dhe duke ia dhënë shpullat e nxehta që i kishte merituar paq. Me ca variante, e riktheja njëqind herë këtë film të vogël në imagjinatë. Por ishte tepër vonë, dhe për ca ditë, e hëngra veten me një mëri të hidhur.

Oh ! filloi shiu përsëri. Le të ndalemi, si thoni ju, nën këtë strehë. Mirë. Ku e lashë ? Ah ! po, tek nderi ! Eh mirë, kur iu riktheva kujtimit të kësaj aventure, e kuptova çfarë donte të thoshte. Me pak fjalë, ëndrra ime nuk e kishte përballuar sfidën e fakteve. Kisha ëndërruar, kjo ishte e qartë tani, se isha një njeri i plotë, që do të ishte i respektuar në zanatin dhe në personin e tij. Gjysmë Cerdan, gjysmë de Gaulle, nëse mund të themi kështu. Shkurt, doja të sundoja në gjithçka. Ja përse krekosesha, llastohesha për të treguar më tepër aftësinë time fizike sesa dhuntitë intelektuale. Por pasi më kishin goditur në publik pa reaguar, e kisha të pamundur më që të përkëdhelja këtë imazh të bukur të vetvetes. Po të kisha qenë mik i së vërtetës dhe i zgjuarsisë që hiqesha se isha, e ç'do të më kishte bërë kjo aventurë tashmë e harruar nga ata që kishin qenë të pranishëm ? Thjesht sa do ta kisha akuzuar veten se isha nxehur për asgjë, dhe gjithashtu, ngaqë i nxehur, se nuk kisha ditur t'iu bëj ballë pasojave të zemërimit tim, në mungesë të mendjes. Në vend të kësaj, tani digjesha nga dëshira për t'u hakmarrë, goditur dhe mposhtur. A thua se dëshira ime e vërtetë nuk ishte që të isha krijesa më e zgjuar apo më bujare e tokës, por vetëm të mposhtja kë të doja, me një fjalë të isha më i forti, dhe në mënyrën më të thjeshtë. E vërteta është se çdo njeri i zgjuar, ju e dini mirë këtë, ëndërron të jetë një gangster dhe të sundojë mbi shoqërinë thjesht nëpërmjet dhunës. Meqë kjo nuk është aq e lehtë sa ç'mund të besohet nga leximi i romaneve të specializuara, atëherë në përgjithësi i futemi politikës dhe vrapojmë në partinë më mizore. E ç'rëndësi ka, apo jo, ta poshtërosh shpirtin tënd nëse arrijmë që këtej t'i sundojmë të gjithë ? Po zbuloja tek unë ca ëndrra të buta shtypjeje.

Të paktën e merrja vesh se gjendesha në krahun e fajtorëve, të të pandehurve, vetëm për aq sa faji i tyre nuk më shkaktonte asnjë dëmtim. Fajësia e tyre më bënte të flisja bukur sepse nuk isha unë viktima. Kur isha i kërcënuar, nuk bëhesha thjesht një gjykatës, por edhe më tej : një zot gjaknxehtë që donte, jashtë çdo ligji, ta trulloste fajtorin dhe ta ulte në gjunjë. Pas kësaj, bashkatdhetari im i dashur, është shumë e vështirë të vazhdosh t'i besosh vetes një mision drejtësie dhe të mbahesh si mbrojtës i paracaktuar i vejushës dhe jetimit.

Meqë shiu po shtohet dhe ne kemi kohë, a do të guxoja t'ju besoj një zbulim të ri që e bëra, pak më pas, në kujtesën time ? Le të ulemi nën strehë, në këtë stol. Ka shekuj që tymuesit e llullave kundrojnë këtu të njëjtin shi duke rënë mbi të njëjtin kanal. Kjo që do t'ju tregoj është ca më e vështirë. Kësaj here, bëhet fjalë për një grua. Fillimisht, duhet ditur se me gratë ia kam dalë mbanë gjithmonë dhe pa ndonjë përpjekje të madhe. Nuk them se kam arritur t'i bëj të lumtura, madje as vetë unë nuk kam qenë i lumtur nga ato. Jo, thjesht ia kam dalë. I arrija qëllimet e mia, pothuaj siç dëshiroja. Iu dukesha me sharm, mendojeni pak ! Ju e dini ç'është sharmi : një mënyrë të përgjigjuri po, por pa qenë shtruar asnjë pyetje e qartë. Kështu dhe me mua, asokohe. Ju habit kjo ? Hë tani, mos e mohoni. Me kokën që më ka ardhur, është krejt e natyrshme. Mjerisht ! pas njëfarë moshe, çdo njeri është përgjegjës për fytyrën e tij. E imja... Por ç'rëndësi ka ! Fakti është që iu dukesha me sharm, dhe përfitoja nga kjo.

Megjithatë, nuk bëja asnjë llogaritje për këtë ; isha i sinqertë, ose pothuaj. Lidhja ime me gratë ishte e natyrshme, e lirshme, e lehtë siç thuhet. Në të nuk hynte asnjë dinakëri ose vetëm ajo, e dukshme kjo, që ato e shihnin si një nderim. I dashuroja, sipas shprehjes së shenjtëruar, çka kjo është njëlloj si të thuash se nuk kam dashuruar kurrë asnjë. Mizogjinia më është dukur gjithmonë si diçka vulgare dhe e trashë, dhe pothuaj të gjitha gratë që kam njohur, i kam gjykuar më të mira se unë. Megjithatë, duke i vendosur kaq lart, më shpesh i kam përdorur se shërbyer. Si të orientohesh ?

Sigurisht, dashuria e vërtetë është e jashtëzakonshme, dy ose tre në shekull, përafërsisht. Pjesën tjetër të kohës, është kotësi ose mërzi. Sidoqoftë, sa për mua, unë nuk isha Fetarja portugeze[3]. Nuk e kam zemrën të ngurtë, larg kësaj, por përkundrazi, të butë dhe lotin të lehtë. Vetëm se vrullet e mia kthehen gjithmonë drejt meje, mallëngjimet e mia kanë të bëjnë vetëm me mua. Fundja, është e rreme kjo që të mos kem dashuruar kurrë. Në jetën time, kam pasur të paktën një dashuri të madhe, objekt i së cilës kam qenë vetë unë. Nga ky këndvështrim, pas vështirësive të pashmangshme të moshës së njomë, kisha qenë ngulitur mjaft shpejt : ndjeshmëria, dhe vetëm kjo, mbretëronte në jetën time dashurore. Kërkoja thjesht objekte kënaqësie dhe pushtimi. Madje këtu isha i ndihmuar nga vetë ndërtimi im : natyra ka qenë bujare me mua. Isha jo pak krenar për këtë dhe nga kjo merrja shumë kënaqësi për të cilat nuk do të dija më të them nëse vinin vërtet nga kënaqësia apo nga prestigji. Mirë, ju do të thoni tani se po mburrem ende. Nuk do ta mohoj dhe këtu jam aq më pak krenar që në këtë po mburrem me diçka që është e vërtetë.

Por sidoqoftë, ndjeshmëria ime, që të flasim vetëm për të, ishte aq e mirëqenë sa, qoftë dhe për një aventurë prej dhjetë minutash, do të kisha mohuar babë e nënë, ndonëse më vonë të më sulmonin keqardhje të hidhura. E ç'them dhe unë ! Sidomos për një aventurë prej dhjetë minutash dhe madje pikërisht nëse kisha sigurinë se ajo do të ishte pa të nesërme. Kisha parime, sigurisht, dhe për shembull, që gruaja e mikut është e shenjtë. Vetëm se pak ditë më përpara, unë pushoja, me sinqeritet të plotë, së pasuri miqësi me bashkëshortët. Mbase nuk do

[3] Bëhet fjalë për pesë letra anonime të shkruara nga fundi i shekullit të XVII-të, letra dashurie. Një *portugeze*, shkruan Zj. de Sévigné (1671), është një letër « e butë », e mbushur me një « çmenduri, me një pasion që asgjë nuk mund ta shfajësojë përveç vetë dashurisë. » Nuk është marrë vesh asnjëherë kush qe shkruesja e këtyre letrave, megjithëse ajo e mban veten për një fetare të joshur dhe pastaj të braktisur nga një oficer francez.

të duhej ta quaja këtë ndjeshmëri ? Ndjeshmëria nuk është neveritëse. Le të jemi zemërgjerë dhe të flasim për cen, për një lloj paaftësie të lindur për të parë tek dashuria tjetër gjë sesa çfarë bëjmë në të. Tekefundit, ky cen ishte i rehatshëm. E zgjedhuar me aftësinë time për harresë, ajo më bënte më të lirë. Kështu, nëpërmjet njëfarë pamjeje largësie dhe pavarësie të patretshme që më jepte, ajo më ofronte mundësi arritjesh të reja. Duke mos qenë romantik, i jepja një ushqim të mirë romaneskes. Në fakt, mikeshat tona kanë këtë të përbashkët me Bonapartin se ato mendojnë t'ia arrijnë gjithmonë aty ku të gjithë kanë dështuar.

Veç kësaj, në këto lidhje, kënaqja ende dhe diçka tjetër, përveç ndjeshmërisë : dashurinë për lojën. Më pëlqente të shihja tek gratë partneret e njëfarë loje e cila të paktën kishte shijen e pafajësisë. Nuk mund ta duroj që të mërzitem dhe në jetë vlerësoj vetëm argëtimet. Çdo shoqëri, qoftë dhe e shkëlqyer, më rëndon shumë shpejt ndërkohë që nuk jam mërzitur kurrë me gratë që më pëlqenin. E pohoj me dhimbje por do të kisha dhënë dhjetë takime me Einsteinin për një takim të parë me një figurante të bukur. Është e vërtetë se në takimin e dhjetë, e dëshiroja ethshëm Einsteinin, apo leximet e forta. Shkurt, nuk jam merakosur kurrë për problemet e mëdha përveç në hapësirat boshe të teprimeve të mia të vogla. Dhe sa e sa herë, i ngulur mbi trotuar, në zemër të një diskutimi të zjarrtë mes miqsh, e kam humbur fillin e arsyetimeve që më parashtronin, thjesht ngaqë, në të njëjtin çast, një bukuroshe kalonte rrugën.

Pra, luaja një lojë. E dija se atyre iu pëlqente të mos shkonim tepër shpejt tek qëllimi. Në fillim duhej kaluar nga bisedat, nga ndjenjat e buta, siç thoshin ato. Nuk isha keq për diskutime, ngaqë avokat, dhe as për vështrime, ngaqë në regjiment kisha qenë nxënës komedian. Shpesh ndërroja rol ; por bëhej fjalë gjithmonë për të njëjtën pjesë. Për shembull, kleçka e tërheqjes së pakuptueshme, e « nuk e di çfarë », e « nuk ka arsye për këtë, nuk dëshiroja të isha i tërhequr, isha i lodhur nga dashuria, etj. » jepte gjithmonë rezultat, ndonëse të ishte një nga më të vjetrat e repertorit. Ishte gjithashtu dhe ajo kleçka e lumturisë së mistershme që asnjë grua tjetër nuk jua ka dhënë ndonjëherë, që mbase është pa ardhmëri, madje e sigurtë kjo (sepse nuk do të mund të ishim shumë të garantuar), por që pikërisht për këtë, është e pazëvendësueshme. Dhe sidomos, kisha lëmuar një fjalim të vogël, të pritur shumë mirë gjithmonë, dhe që ju do ta duartrokisni, jam i sigurtë. Thelbi i këtij fjalimi qëndronte në pohimin e dhimbshëm dhe të nënshtruar se nuk isha asgjë, se nuk ia vlente të ngjiteshin pas meje, se jeta ime ishte gjetkë, se ajo nuk kalonte përmes lumturive të jetës së përditshme, lumturi të cilën, mbase do ta kisha parapëlqyer më shumë se gjithçka tjetër, porse tashmë ishte tepër vonë. Por arsyet e kësaj vonese vendimtare, i mbaja të fshehta, duke e ditur se është më mirë të flesh me misterin. Veç kësaj, në njëfarë kuptimi, i besoja ato që thosha, e jetoja rolin tim. Kështu, nuk është për t'u habitur që partneret e mia, edhe ato, zunë të luanin një komedi. Mikeshat më të ndjeshme përpiqeshin të më kuptonin dhe kjo përpjekje i përcillte në harrime melankolike. Të tjerat, të kënaqura që më shihnin duke i respektuar rregullat e lojës dhe që kisha delikatesën të flisja para se të veproja, nuk prisnin më dhe kalonin në gjërat reale. Atëherë kisha fituar, dhe madje dy herë, sepse përveç dëshirës që kisha për to, kështu kënaqja dhe dashurinë që kisha ndaj vetes, duke vërtetuar çdo herë pushtetet e mia të fuqishme.

Kjo është aq e vërtetë sa edhe kur ndodhte që ndonjëra të më ofronte thjesht një kënaqësi të rëndomtë, unë përpiqesha megjithatë të rilidhesha me to, në të rrallë, i ndihmuar padyshim nga ajo dëshira e veçantë e cytur nga mungesa, kjo e fundit e pasuar nga një mirëkuptim i heshtur befas i rigjetur, por edhe për të parë që lidhjet tona mbaheshin ende dhe se më përkiste vetëm mua për t'i shtrënguar më fort. Madje nganjëherë, shkoja deri aty sa t'i bëja të më betoheshin se nuk i përkisnin asnjë burri tjetër, për të zbutur kështu, njëherë e përgjithmonë, shqetësimet e mia në këtë pikë. Megjithatë, zemra nuk kishte asnjë lidhje në këtë shqetësim, madje as imagjinata. Në fakt, njëfarëlloj pretendimi ishte aq i mishëruar tek unë saqë e kisha të vështirë të përfytyroja, pavarësisht realitetit, se një grua që kishte qenë i imja të mund t'i

përkiste ndonjëherë një tjetri. Por ky betim që më bënin, mua më çlironte dhe ato i lidhte. Që nga çasti që ato nuk do t'i përkisnin askujt, mund të vendosja atëherë të prishesha me to, sepse përndryshe e kisha pothuaj gjithmonë të pamundshme. Në lidhje me to, verifikimi ishte i bërë njëherë e mirë, pushteti im sigurohej për një kohë të gjatë. Kureshtare, apo jo ? Por ja që kështu është, bashkatdhetari im i dashur. Disa thërrasin : « Më duaj ! » Të tjerët : « Mos më duaj ! » Por njëfarë race, më e keqja dhe më fatkeqja : « Mos më duaj, dhe më ji besnike ! »

Por ja, verifikimi nuk është kurrë përfundimtar, duhet rifilluar me secilën qenie. Duke rifilluar kështu papushim, e bëjmë zakon. Së shpejti diskutimi ju vjen pa e menduar, refleksi vazhdon : dhe një ditë gjendemi në situatën që të marrim diçka pa e dëshiruar vërtet. Më besoni, për disa qenie të paktën, të mos marrësh atë çfarë nuk dëshiron është gjëja më e vështirë në botë.

Kjo është ajo çfarë ndodhi një ditë, dhe nuk është e nevojshme t'ju them kush ishte, por mund t'ju them se, pa më turbulluar vërtet, ajo më kishte tërhequr me pamjen e saj të tërhequr dhe lakmiqare. Sinqerisht, qe diçka mediokre, siç dhe duhej pritur. Por unë nuk kam pasur kurrë komplekse dhe e harrova shumë shpejt personin, që nuk e ripashë më. Mendoja se ajo nuk kishte pikasur asgjë, dhe as që e përfytyroja se mund të kishte një opinion. Veç kësaj, për mua, pamja e saj e tërhequr bënte që të mos shfaqej në botë. Megjithatë, ca javë më pas, mora vesh se ajo ia kishte besuar një të treti pamjaftueshmëritë e mia. Aty për aty, pata përshtypjen se se kisha qenë tradhtuar disi ; ajo nuk ishte aq e tërhequr sa ç'besoja, nuk i mungonte gjykimi. Pastaj ngrita supet dhe bëra gjoja qeshja. Madje dhe qesha vërtet ; ishte e qartë se ky incident s'kishte kurrfarë rëndësie. Nëse ka një fushë ku modestia do të duhej të ishte rregull, a nuk është seksualiteti, me gjithçka që ai ka të paparashikueshme ? Eh ja që jo, kush e kush të jetë më i miri, qoftë dhe në vetmi. Lënë mënjanë ngritjet e supeve, çfarë qe në fakt sjellja ime ? E ripashë këtë grua pak më vonë, bëra çfarë duhej për ta joshur, dhe zotëruar vërtet. Nuk qe shumë e vështirë : as atyre nuk iu pëlqen të ndalen në një dështim. Që nga ky çast, pa e dëshiruar vërtet, fillova në fakt ta poshtëroj me të gjitha mënyrat. E braktisja dhe e rimerrja, e detyroja të më epej në kohëra dhe vende të papërshtatshme, e trajtoja në një mënyrë aq të vrazhdë, në të gjitha drejtimet, saqë nga fundi u lidha me të njëlloj siç lidhet roja e burgut me të burgosurin. Dhe kjo deri në ditën kur, në rrëmujën e dhunshme të një kënaqësie të dhimbshme dhe të shtrënguar, ajo i thuri lavde me zë të lartë gjithçkaje që e poshtëronte. Po atë ditë, fillova t'i largohem. E që atëherë, e kam harruar fare.

Do të bie dakort me ju, pavarësisht heshtjes suaj të sjellshme, se kjo aventurë nuk është fort për t'u lakmuar. Por prapë, mendoni për jetën tuaj, bashkatdhetari im i dashur ! Gërmoni në kujtesë, mbase do të gjeni aty ndonjë histori të ngjashme që do të ma rrëfeni më vonë. Sa për mua, kur kjo çështje m'u kujtua sërish, zura përsëri të qesh. Por ishte një e qeshur krejt tjetër, mjaft e ngjashme me atë që kisha dëgjuar në urën e Arteve. Qeshja me diskutimet dhe fjalët e mia të mbrojtjes. Madje më tepër për mbrojtjet në sallën e gjyqit sesa për fjalimet që iu mbaja grave. Këto të fundit të paktën, i gënjeja pak. Në qëndrimin tim, instinkti fliste qartë, pa shtirje. Për shembull, akti i dashurisë është një pohim. Aty, egoizmi çirret hapur, mburrja merr flatra, ose dhe shfaqet bujaria e vërtetë. Përfundimisht, në këtë histori të vajtueshme, ende më tepër sesa në intrigat e mia të tjera, kisha qenë më i sinqertë nga ç'mendoja, kisha thënë kush isha, dhe si mund të jetoja. Pavarësisht dukjeve, unë isha pra më i denjë në jetën time vetjake, madje dhe sidomos kur sillesha siç jua kam thënë, sesa në rrëmbimet e mëdha profesionale mbi pafajësinë dhe drejtësinë. Të paktën, duke e parë veten në bashkëveprim me qeniet, nuk mund të gabohesha mbi të vërtetën e natyrës sime. Askush nuk është hipokrit në kënaqësitë e tij, e kam lexuar këtë apo e kam menduar, bashkatdhetari im i dashur ?

Kështu, kur shtrohesha të mendoja vështirësinë e madhe që kisha për t'u ndarë përfundimisht nga një grua, vështirësi e cila më shpinte në aq shumë lidhje të njëkohshme, unë

nuk e akuzoja veten për butësi të zemrës. Nuk ishte kjo butësi që më bënte të veproja, kur ndonjëra prej mikeshave të mia lodhej së prituri Austerlitzin e pasionit tonë dhe fliste për t'u tërhequr. Menjëherë, isha unë që bëja një hap përpara, që lëshoja pe, që flisja fjalë të bukura. Butësinë, dhe dobësinë e ëmbël të një zemre, unë i zgjoja vetëm tek ato, ndërsa për vete i ndjeja vetëm në dukje, thjesht disi i ngacmuar nga ky refuzim, i alarmuar gjithashtu nga humbja e mundshme e një ndjenje. Nganjëherë, është e vërtetë kjo, më dukej se vuaja përnjëmend. Megjithatë, mjaftonte që rebelja të largohej vërtet dhe pastaj e harroja pa asnjë mundim, ashtu siç e harroja pranë meje kur përkundrazi, kishte vendosur të rikthehej. Jo, nuk ishte dashuria, as bujaria ato që më zgjonin kur isha në rrezik të më braktisnin, por thjesht dëshira për t'u ndjerë i dashur dhe për të marrë atë çfarë më takonte sipas meje. Me t'u ndjerë i dashur, dhe partnerja ime sërish e harruar, atëherë shkëlqeja, isha në majë, bëhesha simpatik.

Shënoni gjithashtu se kësaj ndjenje, me ta bërë timen, ia ndjeja peshën. Në çastet e mia të acarimit, thosha me vete se zgjidhja ideale do të kishte qenë vdekja e personit që më interesonte. Nga njëra anë, kjo vdekje do ta kishte ngulitur përfundimisht lidhjen tonë, dhe nga ana tjetër, do t'ia kishte hequr shtrëngimin. Por ne nuk mund të dëshirojmë vdekjen e gjithkujt, dhe as tekefundit çpopullimin e planetit për t'iu gëzuar një lirie të papërfytyrueshme ndryshe. Ndjeshmëria ime e kundërshtonte këtë, dhe gjithashtu dashuria ime për njerëzit.

E vetmja ndjenjë e thellë që më ndodhte të provoja në këto intriga ishte mirënjohja, kur gjithçka shkonte mirë dhe kur më linin, bashkë me paqen, dhe lirinë për të shkuar dhe ardhur, asnjëherë më i sjellshëm dhe i hareshëm me njërën sesa kur sapo kisha braktisur shtratin e një tjetre, njëlloj sikur t'ua laja të gjitha grave të tjera borxhin që sapo e kisha marrë pranë njërës prej tyre. Madje, çfarëdo që të ishte mpleksja e dukshme e ndjenjave të mia, rezultati që merrja ishte i qartë : i mbaja të gjitha dashuritë përreth meje për t'i përdorur kur të dëshiroja. Mund të jetoja pra, dhe këtë po e pohoj vetë, vetëm me kushtin që, në mbarë tokën, të gjitha qeniet, apo numri më i madh i mundshëm, të ishin të drejtuara kah unë, përjetësisht të pazëna, pa kurrfarë jete të pavarur, të gatshme për t'iu përgjigjur thirrjes sime në çdo çast, të përkushtuara më në fund ndaj shterpësisë, deri ditën kur të më mbushej mendja t'i nxirrja në dritën time. Shkurt, që të jetoja i lumtur, duhej që qeniet e zgjedhura nga unë të mos jetonin fare. Ato duhet ta merrnin jetën e tyre, në të rrallë, vetëm për kënaqësinë time.

Ah ! më besoni se nuk po tregohem aspak i butë me veten duke ju rrëfyer këtë. Kur mendoj për atë periudhë ku kërkoja gjithçka pa paguar asgjë, ku mblidhja aq shumë qenie në shërbimin tim, ku në njëfarë mënyre i vendosja në frigorifer, për t'i pasur në dorë një ditë apo tjetër, sipas dëshirës sime, nuk di si t'ia vë emrin ndjenjës së çuditshme që më kaplon. Mos do të ishte turpi vallë ? Turpi, thoni ju, bashkatdhetari im i dashur, a nuk të djeg ndopak ? Kështu ? Atëherë, pikërisht për të bëhet fjalë, ose për ndonjërën prej atyre ndjenjave qesharake që kanë të bëjnë me nderin. Sidoqoftë, më duket se kjo ndjenjë nuk më ka braktisur më që prej asaj aventure të cilën e kam gjetur në qendër të kujtesës sime, dhe që nuk mund t'ia shtyj më tej rrëfimin, pavarësisht shtjellimeve të gjata dhe përpjekjeve të mia aq të holla që, shpresoj shumë, do të arrini t'i vlerësoni.

Pa shikoni, paska pushuar shiu ! Kini mirësinë të më shoqëroni deri në shtëpi. Jam i lodhur, çuditërisht, jo nga të folurit, por thjesht nga ideja e asaj që më duhet të them ende. Shkojmë ! Ca fjalë do të mjaftojnë për të dhënë zbulimin tim thelbësor. Le që, përse të thuhet më tepër ? Që statuja të jetë e zhveshur, fjalimet e bukura duhet të fluturojnë. Ja. Atë natë, në nëntor, dy apo tre vjet para mbrëmjes ku m'u duk se dëgjova ca të qeshura pas shpine, po dilja në bregun e majtë, dhe drejt shtëpisë sime, nëpërmjet urës Mbretërore. Ora ishte një pas mesnate, binte një shi i imët, një rigë më tepër, që i shpërndante kalimtarët e rrallë. Sapo kisha braktisur një mikeshë e cila, me siguri, flinte tashmë. Isha i lumtur nga kjo ecje, disi i mpirë, trupin të qetë, i ujitur nga një gjak i butë si shiu që binte. Mbi urë, kalova prapa një forme të

përkulur mbi parmak, dhe që dukej të vështronte lumin. Nga më afër, shqova një grua të re thatime, të veshur me të zeza. Ndërmjet flokëve të zinj dhe jakës së palltos, shihej thjesht një qafë, e freskët dhe e lagur, ndaj së cilës qeshë i ndjeshëm. Por e vazhdova rrugën, pas një ngurimi. Në fund të urës, mora anash drejt Saint-Michel, ku dhe banoja. Kisha përshkuar tashmë rreth pesëdhjetë metra, kur dëgjova një zhurmë e cila, megjithëse larg, m'u duk e mrekullueshme në heshtjen e natës, një zhurmë trupi që bie në ujë. U ndala në vend, por pa u kthyer. Pothuaj menjëherë, dëgjova një klithmë, të përsëritur disa herë, që zbriste bashkë me lumin, dhe që u shua papritur. Heshtja që pasoi, në natën befas të ngurtësuar, m'u duk e pambarueshme. Desha të vrapoj por nuk lëviza. Besoj se dridhesha, nga të ftohtit dhe tronditja. Thosha me vete se duhej bërë shpejt dhe ndjeja një dobësi të papërballueshme të më pushtonte trupin. Kam harruar ç'kam menduar atëherë. « Tepër vonë, tepër larg... » ose diçka të tillë. Vazhdoja të dëgjoja, i palëvizshëm. Pastaj, me hapa të vegjël nën shi, u largova. Nuk lajmërova askënd.

Paskemi arritur pra, ja shtëpia ime, streha ime ! Nesër ? Po, si të dëshironi. Do t'ju shpie në ishullin e Markenit, me kënaqësi, do të shihni Zuyderzee. Takimi në orën njëmbëdhjetë në *Mexico-City*. Çfarë ? Kjo grua ? Ah ! nuk di gjë, vërtet që nuk di. As të nesërmen, as në ditët që pasuan, nuk i kam lexuar gazetat.

Një fshat kukull, nuk ju duket kështu ? Nuk i është kursyer piktoreskja ! Por, mik i dashur, nuk ju kam sjellë këtu, në këtë ishull, për piktoresken. Të gjithë mund t'ju bëjnë të admironi kapuçët, nallanet, dhe shtëpitë e zbukuruara ku peshkatarët tymosin duhan në erën e llakut. Përkundrazi, unë jam ndër të rrallët që mund t'ju tregoj çfarë ka të rëndësishme këtu.

Po mbërrijmë tek diga. Duhet ndjekur ajo që t'iu largohemi sa më e mundur këtyre shtëpive të hijshme. Le të ulemi, ju lutem. Si thoni ? Ja, apo jo, më i bukuri ndër peizazhet negative ! Shikoni në të majtë atë grumbull hiri që këtu e quajnë dunë, digën gri në të djathtë, bregun e shpëlarë poshtë këmbëve tona dhe, përballë nesh, detin ngjyrë të shpëlarë, qiellin e gjerë ku pasqyrohen ujërat e zbehta. Një ferr i squllët, vërtet ! Asgjë veç horizontale, asnjë shkëlqim, hapësira është pa ngjyrë, jeta e vdekur. A nuk është kjo fashitja universale, hiçi i ndjeshëm ndaj syve ? Dhe sidomos, asnjë njeri ! Vetëm ju dhe unë, përballë planetit të shkretë ! Qielli jeton ? Keni të drejtë, mik i dashur. Ai dendësohet, pastaj gërmohet, hap shkallë ajri, mbyll dyer resh. Janë pëllumbat e bardhë. Nuk e keni vënë re se qielli i Hollandës është i mbushur me miliona pëllumba, të padukshëm ngaqë mbahen aq lart, dhe që rrahin flatrat, ngjiten dhe zbresin me të njëjtën lëvizje, duke mbushur hapësirën qiellore me tufa të dendura puplash të përhime që era i merr me vete apo i sjell. Pëllumbat presin atje lart, presin tërë vitin. Rrotullohen sipër tokës, vështrojnë, do të donin të zbrisnin. Por nuk ka asgjë, përveç detit dhe kanaleve, çative të mbuluara nga tabelat, dhe asnjë kokë ku të ulen.

Nuk e kuptoni ç'dua të them ? Do t'ju pohoj se jam lodhur. E humbas fillin e diskutimeve, nuk e kam më atë kthjelltësinë mendore që miqtë e mi pëlqenin ta mburrnin. Le që, po them miqtë e mi thjesht në parim. Nuk ka më miq, kam vetëm bashkëpunëtorë. Por nga ana tjetër, numri i tyre është rritur, janë lloji njerëzor. Dhe në llojin njerëzor, ju i pari. Ai që është aty është gjithmonë i pari. Nga e di unë që nuk kam miq ? Shumë e thjeshtë : e kam zbuluar ditën kur kam menduar të vras veten për t'iu bërë atyre një shaka, për t'i ndëshkuar, në njëfarë mënyre. Por ndëshkuar kë ? Disa do të mbeteshin të habitur ; askush nuk do të ndihej i ndëshkuar. Kam kuptuar se nuk kisha miq. Le që, edhe po të kisha pasur, nuk do të më kishte bërë punë. Po të kisha mundur të vras veten dhe të shihja pastaj kokën e tyre, atëherë po, atëherë do t'ia vlente mundimi. Por toka është e errët, mik i dashur, druri i dendur, i patejdukshëm qefini. Sytë e shpirtit, po, padyshim, nëse ka një shpirt dhe nëse ai ka sy ! Por ja që nuk jemi të sigurtë, nuk jemi të sigurtë asnjëherë. Përndryshe do të kishte një rrugëdalje, më në fund do të mund të na merrnin seriozisht. Njerëzit binden për arsyet tuaja, për sinqeritetin tuaj, dhe për peshën e dhimbjeve tuaja, vetëm pasi të keni vdekur. Sa kohë që jeni në jetë, rasti juaj është i dyshimtë, nuk keni të drejtë për tjetër veçse për skepticizmin e tyre. Atëherë, po të kishim qoftë dhe një siguri të vetme që të mund t'i gëzoheshim kësaj shfaqjeje, do t'ia vlente mundimi që t'iu provonim atyre atë çfarë nuk duan ta besojnë, dhe t'i habisnim. Por ju vrisni veten dhe ç'rëndësi ka pastaj nëse ju besojnë apo jo : nuk jeni aty të shihni habinë dhe keqardhjet e tyre, ndonëse kalimtare, dhe të jeni i pranishëm, sipas ëndrrës së çdo njeriu, në varrimin tuaj. Që të mos kesh më dyshime, duhet thjesht të mos jesh, dhe kaq.

Le që, a nuk është më mirë kështu ? Do të vuanim tepër nga mospërfillja e tyre. « Do të ma paguash ! » i thoshte një vajzë të atit të saj që e kishte penguar të martohej me një adhurues tepër të pispillosur. Dhe ajo vrau veten. Por i ati nuk ka paguar asgjë prej gjëje. E adhuronte peshkimin me grep. Tre të diela më pas, ai rikthehej tek lumi, për të harruar, thoshte. Llogaria ishte e saktë, e harroi. Ç'është e vërteta, e kundërta do të kishte habitur. Kujtojmë se vdesim për të ndëshkuar bashkëshorten, dhe në fakt ia kthejmë lirinë. Kështu që më mirë të mos e shohësh këtë. Pa llogaritur se do të rrezikonim të dëgjonim arsyet që ata i japin veprimit tuaj. Në rastin tim, i dëgjoj tashmë : « Ka vrarë veten sepse nuk ka duruar të... » Ah ! mik i dashur, sa të varfër janë njerëzit në shpikje. Vazhdojnë të mendojnë se vrasim veten për një arsye. Por ne mund ta vrasim veten fare mirë për dy arsye. Jo, kjo nuk iu hyn atyre në kokë. Atëherë, e përse të vdesësh vullnetarisht, të flijohesh për idenë që duam t'i japim vetes ? Pas vdekjes suaj, ata do të përfitonin për t'i dhënë veprimit tuaj motive idiote, ose të rëndomta. Martirët, mik i dashur, duhet të zgjedhin të jenë të harruar, të tallur ose të përdorur. Sa për të qenë të kuptuar, jo, kurrë.

Dhe fundja, le të qëllojmë drejt e në shenjë, e dua jetën, ja dobësia ime e vërtetë. E dua për aq kohë sa nuk kam asnjë imagjinatë për diçka tjetër që nuk është ajo. Një lakmi e tillë ka diçka plebejane, nuk ju duket kështu ? Aristokracia nuk e përfytyron veten pa ndopak largësi kundrejt vetes dhe jetës së saj. Vdesim nëse duhet, më mirë thyhemi sesa të përthyhemi. Kurse unë përthyhem, sepse vazhdoj ta dua veten. Shikoni, pas tërë këtyre ç'ju kam thënë, ç'mendoni ju se më ka gjetur ? Pështirosja e vetes ? Jo pra, për pështirosje, më tepër jam pështirosur me të tjerët. Sigurisht, i njihja të metat e mia dhe më vinte keq. Megjithatë, vazhdoja t'i harroja, me një këmbëngulje mjaft të merituar. Gjyqi i të tjerëve, përkundrazi, bëhej papushim në zemrën time. Me siguri, kjo ju trondit ? Mbase mendoni se kjo nuk është logjike ? Por nuk është çështja të rrish logjik. Çështja është të rrëshqasësh tërthor, dhe sidomos, oh ! po, sidomos, çështja është t'i shmangesh gjykimit. Nuk po them t'i shmangesh ndëshkimit. Sepse ndëshkimi pa gjykim është i durueshëm. Madje ka një emër që siguron pafajësinë tonë : fatkeqësia. Jo, bëhet fjalë përkundrazi për ta këputur gjykimin, për ta shmangur qenien gjithnjë i gjykuar, i gjykuar dhe pa asnjë vendim të dhënë ndonjëherë.

Por nuk mund ta këpusim aq lehtë. Sot, të gjithë jemi gati për gjykimin, njëlloj si për çiftëzimin. Me këtë dallim se aty nuk ka pse të kihet frikë për bllokime. Nëse keni ndonjë dyshim për këtë, shkoni dëgjoni çfarë thuhet nëpër tavolina, gjatë muajit gusht, në ato hotelet e pushimeve ku bashkatdhetarët tanë shpirtdhembshur shkojnë të bëjnë kurën e mërzisë. Nëse përsëri nguroni të bindeni, lexoni pra shkrimet e njerëzve tanë të mëdhenj të ditës. Ose dhe vëzhgoni familjen tuaj, me siguri do të bindeni. I dashur miku im, të mos iu japim shkas të na gjykojnë, qoftë dhe sadopak ! Ose përndryshe, na copëtuan fare. Ne jemi të detyruar të bëjmë po aq kujdes sa zbutësi i kafshëve të egra. Nëse për fat të keq, para se të hyjë në kafaz, ai do të pritet pak me briskun e rrojes, atëherë çfarë sofre për bishat ! Këtë e kam kuptuar krejt papritur, një ditë që më ka mbirë dyshimi se mbase nuk isha aq i admirueshëm. E që atëherë, jam bërë mosbesues. Ngaqë rridhja pak gjak, do të më kalonin të tërin : do të më shqyenin fare.

Në dukje, lidhjet e mia me bashkëkohorët ishin të njëjta, dhe megjithatë po bëheshin lehtësisht të çakorduara. Miqtë e mi nuk kishin ndryshuar. Vazhdonin ta mburrnin me raste harmoninë dhe sigurinë që gjenin pranë meje. Por unë isha i ndjeshëm thjesht ndaj mospërputhjeve, ndaj çrregullit që më mbushte ; e ndjeja veten të cënueshëm dhe të dorëzuar ndaj akuzimit publik. Për mua, të ngjashmit e mi pushonin së qenuri auditori i respektueshëm me të cilin isha mësuar. Rrethi, qendra e të cilit isha unë, po thyhej dhe ata uleshin në një rresht të vetëm, si një gjykatë. Duke u nisur nga çasti që kam pikasur se tek unë kishte diçka për t'u gjykuar, kam kuptuar në vija të trasha se tek ata kishte një prirje të papërballueshme gjykimi. Po, ata ishin aty, si më përpara, por tani qeshnin. Ose më mirë, më dukej se të gjithë ata që

takoja më vështronin me një buzëqeshje të fshehur. Madje asokohe, pata përshtypjen se po më fusnin stërkëmbëshin. Në fakt, nja dy-tre herë u pengova, pa kurrfarë arsye, duke hyrë në vende publike. Madje dhe u rrëzova një herë. Si Francez kartezian që jam, e mora veten shpejt dhe këto aksidente ia mvesha të vetmes hyjni të arsyeshme, e kam fjalën për rastësinë. Nejse, isha ca mosbesues.

Pas zgjimit të vëmendjes, nuk e pata të vështirë të besoj se kisha armiq. Në zanatin tim në fillim, e pastaj në jetën mondane. Për disa, i kisha detyruar unë. Për ca të tjerë, do të ishte dashur t'i detyroja. Shkurt, e tërë kjo ishte në rregull dhe këtë e zbulova pa fort keqardhje. Por nga ana tjetër, e pata më të vështirë dhe më të dhimbshme të pranoj se kisha armiq midis njerëzish që i njihja mezi, ose fare. Kisha menduar gjithmonë, me çiltërsinë për të cilën i kam dhënë provat, se po të vinin të më takonin, ata që nuk më njihnin nuk do të mund të mos më donin. Eh mirë, jo ! Hasa në armiqësi, sidomos midis atyre që më njihnin vetëm nga larg, dhe që nuk i njihja fare. Padyshim që ata më dyshonin se jetoja plotësisht, dhe në një braktisje të lirë në prehrin e lumturisë : kjo nuk falet. Pamja e arritjes dhe e suksesit, kur është e shfaqur në njëfarë mënyre, do të çmendte dhe një gomar. Nga ana tjetër, jeta ime ishte e mbushur plot, dhe për mungesë kohe, ktheja mbrapsht mjaft propozime. Pastaj, për të njëjtën arsye, i harroja këto kthime mbrapsht. Por këto propozime më ishin bërë nga njerëz që nuk e kishin jetën të mbushur dhe që, për të njëjtën arsye, i ruanin në kujtesë këto kthime mbrapsht.

Dhe është kështu, për të marrë vetëm një shembull, që në fund të fundit, gratë më kushtonin shtrenjtë. Kohën që ua kushtoja atyre, nuk mund t'ua jepja burrave, të cilët nuk ma falnin këtë gjithmonë. Si t'ia bëja ? Njerëzit mund t'jua falin lumturinë dhe arritjet tuaja përveç nëse pranoni t'i ndani bujarisht. Por për të qenë të lumtur, nuk duhet të kujdesesh shumë për të tjerët. Që këtej, rrugëdaljet janë të mbyllura. I lumtur dhe i gjykuar, ose i falur dhe i mjerë. Në rastin tim, padrejtësia ishte më e madhe : isha i dënuar për lumturi të vjetra. Kisha jetuar për një kohë të gjatë në iluzionin e një mirëkuptimi të përgjithshëm, ndërkohë që nga të gjitha anët, drejt meje vërshonin gjykimet, shigjetat dhe përqeshjet. E unë, gjithnjë buzagaz dhe i shpërqëndruar. Ditën kur e shkunda veten, më erdhi mendjekthjelltësia. Të gjitha plagët i mora në të njëjtën kohë dhe të gjitha forcat i lashë njëherësh. Atëherë, mbarë universi zuri të qeshë përreth meje.

Ja kjo është ajo që asnjë njeri (në mos ata që nuk jetojnë, e kam fjalë të urtët) nuk mund ta durojë. E vetmja paradë është në ligësinë. Atëherë njerëzit nxitojnë të gjykojnë për të mos qenë të gjykuar ata vetë. Ç'të bësh ? Ideja më e natyrshme e njeriut, ajo që i vjen në mënyrë naive, si e ngulitur thellë në natyrën e tij, është ideja e pafajësisë. Nga ky këndvështrim, të gjithë ne jemi si ai Francezi i vogël që, në Buchenwald, këmbëngulte për të bërë një ankesë pranë shkruesit, vetë ky i burgosur, i cili regjistronte mbërritjen e tij. Shkruesi dhe shokët e tij qeshnin : « E kotë, plako. Këtu nuk ka ankesa. » « Zotëri, thoshte Francezi i vogël, puna është se rasti im është i jashtëzakonshëm. Jam i pafajshëm ! »

Të gjithë ne jemi raste të jashtëzakonshme. Të gjithë duam të ankohemi për diçka ! Secili kërkon të jetë i pafajshëm, me çdo kusht, edhe nëse, për këtë, duhet akuzuar lloji njerëzor dhe qielli. Ju nuk do ta gëzoni dhe aq një njeri duke ia lavdëruar përpjekjet falë të cilave ai është bërë i zgjuar apo bujar. Përkundrazi, ai do të mbushet me një kënaqësi të thellë nëse ia admironi bujarinë nga natyra. Anasjelltas, nëse i thoni një kriminelі që faji i tij nuk vjen nga natyra apo karakteri i tij, por nga rrethana fatkeqe, ai do t'ju jetë mjaft mirënjohës. Gjatë fjalës së mbrojtjes, ky është çasti që ai do të zgjedhë të qajë. Megjithatë, nuk ka meritë që të jesh i ndershëm, apo i zgjuar, që nga lindja. Ashtu siç nuk jemi më tepër përgjegjës për të qenë kriminel nga natyra sesa nga rrethanat. Por këta tinzakë duan faljen, domethënë papërgjegjësinë, dhe nxjerrin pa pikën e turpit gjithfarëlloj shfajësime rrethanash, edhe pse kundërshtuese. Thelbësore është që të jenë të pafajshëm, që virtytet e tyre, nga hiri i lindjes, të

mos mund të vihen në dyshim, dhe që fajet, të lindura nga një fatkeqësi kalimtare, të mos jenë ndryshe veçse të përkohshme. Jua kam thënë, bëhet fjalë për ta këputur gjykimin. Meqë është e vështirë për ta këputur, dhe njëkohësisht delikate për të bërë që njerëzit t'ua admirojnë dhe shfajësojnë natyrën, të gjithë ata kërkojnë të jenë të pasur. Përse ? E keni pyetur veten ndonjëherë ? Për fuqinë, sigurisht. Por sidomos ngaqë pasuria ju largon nga gjykimi i menjëhershëm, ju tërheq nga turma e metrosë për t'ju mbyllur në një karroceri të nikeluar, ju veçon në parqe të mëdha të ruajtura, në vagon-shtretër, në kabina luksi. Pasuria, mik i dashur, nuk është ende falja, por thjesht shtyrja e afatit, që nuk duhet përbuzur…

Dhe sidomos, mos iu besoni miqve tuaj, kur t'ju kërkojnë të jeni i sinqertë me ta. Ata shpresojnë thjesht se ju do t'i mbështesni në idenë e mirë që kanë për vetveten, duke i furnizuar me një siguri shtesë që do ta nxjerrin nga premtimi juaj për sinqeritet. Si do të ishte sinqeriteti një kusht i miqësisë ? Shija e së vërtetës me çdo kusht është një pasion që nuk kursen asgjë dhe së cilës asgjë nuk i bën ballë. Ajo është një ves, një rehati nganjëherë, ose një egoizëm. Pra, nëse gjendeni në këtë rast, mos nguroni : premtoni se do të jeni i vërtetë dhe gënjeni sa më mirë e mundur. Kështu do t'i përgjigjeni dëshirës së tyre të thellë dhe do t'iu provoni dyfish dashurinë tuaj.

Kjo është kaq e vërtetë sa rrallë herë iu besohemi atyre që janë më të mirë se ne. Më tepër i ikim shoqërisë së tyre. Përkundrazi, më shpesh iu besohemi atyre që na ngjajnë dhe që i kanë edhe ata dobësitë tona. Ne nuk dëshirojmë pra të korigjohemi, as të përmirësohemi : për këtë, do të duhej fillimisht që të gjykoheshim për të metat tona. Ne thjesht dëshirojmë të na e dinë hallin dhe të nxitemi në udhën tonë. Shkurt, do të donim të mos jemi më fajtorë, dhe njëkohësisht, të mos bëjmë përpjekje për t'u pastruar. Jo aq cinizëm dhe jo aq virtyt. Nuk kemi as energjinë e së keqes, as të së mirës. E njihni ju Danten ? Vërtet ? Ta marrë djalli. Ju e dini pra se Dante pranon engjëj asnjanës në grindjen mes Zotit dhe Satanit. Dhe këta engjëj i vendos në Limbet, në një lloj paradhome të ferrit të tij. Ne jemi në paradhomë, i dashur mik.

Durim ? Keni të drejtë, padyshim. Do të na duhej durim për të pritur Gjykimin e fundit. Por ja që jemi me ngut. Aq me ngut sa dhe vetë unë kam qenë i detyruar të bëhem gjykatës-pendestar. Megjithatë, fillimisht më është dashur të merrem vesh me zbulimet e mia dhe të jem në rregull me të qeshurën e bashkëkohësve. Duke u nisur nga mbrëmja që kam qenë thirrur, sepse kam qenë thirrur vërtet, më është dashur të përgjigjem ose të paktën ta kërkoj përgjigjen. Nuk ishte e lehtë ; jam endur gjatë. Është dashur fillimisht që kjo e qeshur e përhershme, dhe qeshësit, të më mësonin të shihja më qartë brenda vetes, të zbuloja më në fund se nuk isha i thjeshtë. Mos buzëqeshni, kjo e vërtetë nuk është aq e parë sa ç'duket. Quajmë të vërteta të para ato që i zbulojmë pas të gjitha të tjerave, ja, kështu.

Por sidoqoftë, pas studimesh të gjata mbi veten time, kam nxjerrë në dritë dyzimin e thellë të krijesës. Duke rrëmuar papushim në kujtesë, kam kuptuar atëherë se modestia më ndihmonte të shkëlqeja, thjeshtësia të fitoja dhe virtyti të shtypja. Bëja luftë me mjete paqësore dhe arrija më në fund, me mjete çinteresimi, gjithçka që lakmoja. Për shembull, nuk ankohesha kurrë që dikush të ma kishte harruar ditëlindjen ; madje njerëzia habitej, me njëfarë admirimi, me fashitjen time në lidhje me këtë pikë. Por arsyeja e çinteresimit tim ishte ende më e fshehtë : dëshiroja të isha i harruar me qëllim që të mund t'i ankohesha vetes. Ca ditë para datës në fjalë, të lavdishme ndër të gjitha, që e njihja mirë, rrija në përgjim, i vëmendshëm për të mos më shpëtuar asgjë që të mund të zgjonte vëmendjen dhe kujtesën e atyre që e dija se harronin (a nuk kisha pasur një ditë synimin për të ngatërruar një kalendar apartamenti ?). Me t'u vërtetuar vetmia ime, atëherë mund të braktisesha në sharmet e një trishtimi burrëror.

Faqja e të gjitha virtyteve të mia kishte kështu një anë të pasme më pak të fisme për t'u përmendur. Është e vërtetë se, nga një anë tjetër, të metat e mia ktheheshin në favorin tim. Detyrimi në të cilin gjendesha për të fshehur pjesën tinzake të jetës sime më jepte për shembull

një pamje të ftohtë që ata e ngatërronin me pamjen e virtytit, shpërfillja ime më vlente që të isha i dashur, egoizmi im kulmonte në bujaritë e mia. Po e lë me kaq : tepër simetri do ta dëmtonte parashtrimin tim. Kështu pra, hiqesha si i vështirë dhe nuk kam mundur kurrë t'i qëndroj tundimit të një gote apo të një gruaje të ofruar ! Mbahesha për aktiv, energjik, dhe mbretëria ime ishte shtrati. Thërrisja fort për besnikërinë time dhe nuk ka, besoj unë, asnjë qenie të vetme që ta kem dashur dhe që, për ta mbyllur, të mos e kem tradhtuar. Sigurisht, tradhtitë e mia nuk e pengonin besnikërinë time, shpalosja një pune të stërmadhe për shkak të përtacive, nuk kisha pushuar kurrë së ndihmuari fqinjin, falë kënaqësisë që merrja aty. Por më kot i përsërisja këto gjëra të dukshme, që andej nuk nxirrja tjetër veç ngushëllime sipërfaqësore. Ca mëngjese, e përcillja gjyqin tim deri në fund dhe arrija në përfundimin se shkëlqeja sidomos në përçmim. Vetë ata që i ndihmoja më shpesh, ishin më të përçmuarit. Me mirësjellje, me një solidaritet të mbushur me emocion, pështyja çdo ditë mbi fytyrën e të gjithë të verbërve.

Sinqerisht, a ka një shfajësim për këtë ? Ka një, por aq të mjerë sa as mendja nuk më shkon ta nxjerr. Sidoqoftë, ja : asnjëherë nuk kam mundur të besoj thellësisht se gjërat njerëzore janë gjëra serioze. Se ku ishte seriozja, këtë nuk e dija fare, në mos që ajo nuk ishte në tërë atë çfarë shihja dhe që më shfaqej thjesht si një lojë zbavitëse, ose pa lidhje. Ka vërtet ca përpjekje dhe bindje që nuk i kam kuptuar kurrë. Vazhdoja t'i vështroja me një pamje të habitur, dhe disi dyshuese, këto krijesa të çuditshme që vdisnin për para dhe që dëshpëroheshin për humbjen e një « situate » apo që flijoheshin kryelartë për begatinë e familjes së tyre. E kuptoja më mirë atë mikun që i kishte hipur në kokë të mos tymoste më, dhe që falë vullnetit, ia kishte arritur. Një mëngjes, ai hapi gazetën, lexoi se bomba e parë H kishte shpërthyer, u njoh me pasojat e saj të mrekullueshme dhe hyri pa e zgjatur në një dyqan duhani.

Padyshim, nganjëherë bëja sikur e merrja jetën seriozisht. Por shumë shpejt më shfaqej sipërfaqësia e vetë seriozes dhe atëherë vazhdoja të luaja thjesht rolin tim, aq sa të mundja. Luaja rolin e të qenurit i saktë, i zgjuar, i virtytshëm, i qytetëruar, i indinjuar, zemërgjerë, ndihmues, moralist... Shkurt, po ndalem, ju e keni kuptuar tashmë se isha si Hollandezët e mi që janë aty por pa qenë vërtet : isha mungues në vetë çastin kur zija vend më shumë. I sinqertë dhe i zellshëm, kam qenë vetëm në kohën kur bëja sport, dhe në regjiment, kur luaja në shfaqjet që i vinim në skenë për kënaqësinë tonë. Në të dy rastet, kishte një rregull loje që nuk ishte serioz, dhe që zbaviteshim ta merrnim për të tillë. Ende sot, ndeshjet e së dielës, në një stadium të mbushur plot, dhe teatri që e kam dashur me një pasion të pashoq, janë të vetmet cepe të botës ku ndihem i pafajshëm.

Por kush do të pranonte që një qëndrim i tillë të jetë i ligjshëm kur bëhet fjalë për dashurinë, për vdekjen dhe për pagën e të skamurve ? E ç'të bëhet atëherë ? Dashurinë e Izoltës e përfytyroja vetëm në romane apo në një skenë. Vdekësit më dukeshin nganjëherë të depërtuar nga rolet e tyre. Replikat e klientëve të mi të gjorë më dukeshin gjithnjë në përputhje me të njëjtën kornizë. Që këtej, i gjallë midis njerëzve por pa i përqafuar interesat e tyre, nuk arrija të besoja në zotimet që merrja. Isha mjaft i sjellshëm, dhe mjaft i plogësht, për t'iu përgjigjur asaj çfarë prisnin prej meje në zanatin tim, në familje apo në jetën time qytetare, por çdo herë me një lloj zbavitjeje, që përfundonte së prishuri gjithçka. Tërë jetën time kam jetuar nën një shenjë të dyfishtë dhe veprimet më të rënda kanë qenë shpesh ato ku isha zotuar më pak. A nuk ishte fundja kjo, tjetër marrëzi e imja kjo, që nuk kam mundur t'ia fal vetes, që më ka bërë të kërcej më me vrull kundër gjykimit që e ndjeja në veprim e sipër, brenda dhe rrotull meje, dhe që më ka detyruar të kërkoj një rrugëdalje ?

Gjatë njëfarë kohe, dhe në dukje, jeta ime vazhdoi njëlloj sikur s'kishte ndryshuar asgjë. Isha mbi shina dhe ecja. Gati si për shkak të një fakti të veçantë, lavdet dyfishoheshin rreth meje. Pikërisht, që këtej erdhi e keqja. Ju kujtohet : « Mjerë ju kur të gjithë njerëzit do të flasin

mirë për ju ! » Ah ! ky fliste fjalë të arta ! Mjerë unë ! Makina filloi pra të ketë teka, ndalesa të pashpjegueshme.

Është pikërisht në këtë çast që mendimi i vdekjes ia behu në jetën time të përditshme. Masja vitet që më ndanin nga fundi. Kërkoja shembuj njerëzish të moshës sime që nuk ishin më gjallë. Dhe isha i torturuar nga ideja se nuk do të kisha kohë ta kryeja detyrën time. Cilën detyrë ? Nuk dija asgjë. Thënë troç, kjo çfarë bëja, a ia vlente barra qiranë ta vazhdoja ? Por nuk ishte saktësisht kjo. Në fakt, isha i përndjekur nga një frikë qesharake : nuk mund të vdisnim pa i pohuar të gjitha gënjeshtrat tona. Jo ndaj Zotit, as ndaj ndonjërit prej përfaqësuesve të tij, isha përsipër kësaj, ju e merrni me mend. Jo, bëhej fjalë t'iu pohohesha njerëzve, një miku, apo një gruaje të dashur, për shembull. Përndryshe, edhe sikur të kishte qoftë dhe një gënjeshtër të vetme në një jetë, vdekja do ta kthente në përfundimtare. Askush, kurrë më, nuk do ta njihte të vërtetën mbi këtë pikë sepse i vetmi që e njihte kishte vdekur, i fjetur mbi sekretin e tij. Kjo vrasje absolute e një të vërteteje më jepte marramendje. Sot, le ta them kalimthi, kjo do të më jepte më tepër kënaqësira delikate. Për shembull, ideja se jam i vetmi që të njoh diçka që të gjithë e kërkojnë, dhe se kam në shtëpi një send që ka vënë në lëvizje tre polici, është me të vërtetë e mrekullueshme. Por ta lëmë këtë. Asokohe, nuk e kisha gjetur recetën dhe e lodhja veten.

Shkundesha, sigurisht. E ç'rëndësi kishte gënjeshtra e një njeriu në historinë e brezave dhe çfarë pretendimi ky që të duash të sjellësh në dritën e së vërtetës një mashtrim të mjerë, të humbur në oqeanin e kohërave si kokrriza e kripës në det ! Gjithashtu, thosha me vete se vdekja e trupit, duke gjykuar nga ato që kisha parë, ishte nga vetvetja një ndëshkim i mjaftueshëm dhe që fshinte gjithçka. Shpëtimi ynë (domethënë e drejta për t'u zhdukur përfundimisht) fitohej në djersën e agonisë. Por prapë, pështjellimi shtohej, vdekja ishte besnike ndaj shtratit tim, ngrihesha me të, dhe komplimentet më bëheshin gjithnjë e më të padurueshme. Më dukej se gënjeshtra rritej bashkë me to, aq e fryrë sa nuk do të mundesha kurrë më të vihesha në rregull.

Erdhi një ditë ku nuk mbaja më. Reagimi i parë qe i çrregullt. Meqë isha gënjeshtar, do ta shfaqja këtë dhe dyzimin tim do t'ua përplasja në fytyrë të gjithë këtyre idiotëve, para se të ma kishin zbuluar. I cytur drejt së vërtetës, do t'i përgjigjesha sfidës. Për të parandaluar të qeshurit, mendova pra të hidhem në talljen e përgjithshme. Shkurt, bëhej fjalë sërish për këputjen e gjykimit. Doja t'i nxirrja qeshësit në krahun tim, ose të paktën unë të hidhesha në krahun e tyre. Për shembull, meditoja t'i shtyja të verbërit në rrugë, dhe në gëzimin e shurdhër dhe të paparashikuar që provoja, zbuloja se në ç'pikë i urrente një pjesë e shpirtit tim ; sajoja me mend që të shpoja gomat e makinave të vogla të ulokëve, të shkoja të ulërija « varfanjak i ndyrë » nën skelat ku punonin punëtorët, të qëlloja me shpullë foshnjat në metro. Ëndërroja për të gjitha këto dhe nuk bëra asgjë, ose, nëse bëra diçka të përafërt, e kam harruar. Por sidoqoftë, vetë fjala drejtësi më hidhte në ca tërbime të çuditshme. Detyrimisht që vazhdoja ta përdorja këtë fjalë në mbrojtjet që bëja në sallën e gjyqit. Por hakmerresha duke mallkuar publikisht frymën e njerëzimit ; lajmëroja botimin e një manifesti që do të denonconte shtypjen që të shtypurit ushtronin mbi njerëzit e ndershëm. Një ditë që po haja gaforre deti në verandën e një restoranti dhe ku një lypës po më bezdiste, thirra pronarin për ta dëbuar dhe duartrokita me zhurmë fjalët e këtij të drejti : « Po bezdisni njerëzit, thoshte ai. Pa vëreni veten në vendin e këtyre zonjave dhe zotërinjve, ta marrim vesh ! » Thosha gjithashtu, për atë që kishte vesh të dëgjonte, se më vinte keq që nuk ishte më e mundur të veprohej si një pronar tokash rus që ia admiroja karakterin : ai fshikullonte me kamzhik gjysmën e bujqve që e përshëndesnin dhe gjysmën tjetër që nuk e përshëndesnin, për t'i ndëshkuar për një guxim që ai e gjykonte në të dy rastet si të pacipë.

Më kujtohen gjithashtu teprime dhe më të rënda. Kisha filluar të shkruaja një *Ode ndaj policisë* dhe një *Apoteozë e tehut*. Sidomos, e detyroja veten të vizitoja rregullisht kafenetë e posaçme ku mblidheshin humanistët tanë profesionistë. Natyrisht, sjelljet e mira të mëparshme bënin që të pritesha mirë. Aty, papritur e pakujtuar, lëshoja një fjalë të ulët : « Falemnderit Zotit ! », ose dhe më thjesht : « Oh Zot… » Ju e dini se ateistët tanë të kafeneve janë bashkëfetarë të ndrojtur. Një çast topitjeje pasonte thënien e kësaj sharjeje, ata vështronin njëri-tjetrin, të shushatur, pastaj shpërthente poterja, disa dilnin jashtë kafenesë, të tjerët kakarisnin të zemëruar pa dëgjuar asgjë, të gjithë përdridheshin në përpëlitje, si djalli në ujin e bekuar.

Me siguri që kjo ju duket fëminore. Megjithatë, mbase këto shaka kishin një arsye më serioze. Doja të turbulloja lojën dhe sidomos, po, ta shkatërroja këtë emër të mirë që vetëm kur e mendoja, më shkatërronte nervat. « Një njeri si ju… » më thoshin me mirësjellje, dhe unë zbehesha dyllë i verdhë. Nuk e dëshiroja më vlerësimin e tyre sepse nuk ishte i përgjithshëm, dhe fundja si do të kishte qenë i përgjithshëm pasiqë vetë unë nuk isha dakort me të ? Atëherë vlente më mirë që gjithçka, gjykim dhe vlerësim, të kthehej në diçka qesharake. Sidoqoftë, më duhet të çliroja ndjenjën që më mbyste. Për t'ua paraqitur vështrimeve çfarë kisha përbrenda, doja ta thyeja manekinin e bukur që e paraqisja gjithandej. Kështu, më kujtohet një fjalim që më duhet ta mbaja përpara ca avokatësh të rinj stazhistë. I acaruar nga lavdet e pabesueshme të kolegut që më kishte paraqitur, nuk munda të mbaj më gjatë. Kisha filluar me zellin dhe emocionin që pritej nga unë dhe që nuk kisha asnjë vështirësi t'i shfaqja kur të dëshiroja. Por befas fillova të këshilloj amalgamën si metodë mbrojtjeje. Jo, thosha unë, atë amalgamë të perfeksionuar nga inkuizitorët modernë që gjykojnë në të njëjtën kohë një vjedhës dhe një njeri të ndershëm për t'ia ngjeshur të dytit krimet e të parit. Përkundrazi, bëhej fjalë për ta mbrojtur vjedhësin duke nxjerrë në pah krimet e njeriut të ndershëm, me ç'rast avokatit. U shpjegova shumë qartë në këtë pikë :

« Le të hamendësojmë se kam pranuar të mbroj ndonjë qytetar mallëngjyes, vrasës për xhelozi. Gjykoni vetë, do të thosha unë, zotërinj të porotës, se ç'mëkat të falshëm përbën kjo që të nxehesh kur shohim mirësinë tonë natyrale të sfiduar nga ligësia e seksit. A nuk është më e rëndë përkundrazi që të gjendesh nga kjo anë e sallës, në vetë këtë stol ku jam unë, pa pasur qenë asnjëherë i mirë, as vuajtur nga të qenurit i mashtruar. Jam i lirë, mënjanë gjykimeve tuaja, dhe kush jam unë fundja ? Një qytetar-diell sa i përket mburrjes, një cjap epshi, një faraon në zemërim, një mbret përtacie. Nuk kam vrarë asnjë ? Ende jo, padyshim ! Por a nuk kam lënë të vdesin krijesa të merituara ? Mbase. Dhe mbase jam gati të rifilloj. Ndërsa ky këtu, vështrojeni, nuk do t'ia rifillojë. Është ende i habitur që ka punuar kaq mirë. » Ky fjalim i turbulloi disi kolegët e mi të rinj. Ca çaste kaluan dhe ata zgjodhën të qeshin. U siguruan plotësisht kur mbërrita tek përfundimi im, ku përmendja bindshëm personin njerëzor, dhe të drejtat e tij të hamendësuara. Atë ditë, zakoni qe më i fortë.

Duke i përsëritur këto lajthitje të dashura, arrita thjesht ta çorodis disi opinionin. Jo ta çarmatos, as sidomos të çarmatosem. Habia që takoja përgjithësisht tek dëgjuesit e mi, shtrëngimi i tyre disi i heshtur, mjaft i ngjashëm me atë që tregoni ju – jo, mos kundërshtoni – nuk më sollën asnjë qetësim. E shihni, nuk mjafton ta akuzosh veten për t'u pafajësuar, ose përndryshe do të isha një qingj i kulluar. Duhet ta akuzosh veten në njëfarë mënyre, që më është dashur shumë kohë ta sajoj deri në fund, dhe që nuk e kam zbuluar para se të gjendem në braktisjen më të plotë. Deri atëherë, e qeshura ka vazhduar të sillet përreth meje, pa arritur që përpjekjet e mia të çrregullta t'ia hiqnin atë çfarë ajo kishte dashamirëse, pothuaj të dashur, dhe që më dhembte shumë.

Por deti po fryhet, më duket. Anija jonë nuk do të vonojë të niset, dita po mbaron. Shikoni, pëllumbat po mblidhen aty lart. Ngjeshen me njëri-tjetrin, lëvizin mezi, dhe drita fashitet. Dëshironi të heshtim pak për ta shijuar këtë orë mjaft ogurzezë ? Jo, ju interesoj ? Jeni shumë i

ndershëm. Le që, tani ka shumë mundësi t'ju interesoj vërtet. Para se të shpjegohem mbi gjykatësit-pendestarë, kam për t'ju folur mbi shthurjen dhe keqndenjen[4].

[4] Camus shkruan *malconfort* dhe është një neologjizëm i tij. Shpjegimi i kësaj fjale është dhënë më poshtë nga vetë Camus. Në shqip, për t'i qëndruar besnik idesë së neologjizmës, kemi zgjedhur një fjalë gjithashtu të re për shqipen, që nuk ekziston në fjalorin shqip apo në të folurën e përditshme, *keqndenje*.

Gaboheni, i dashur, anija po ecën mirë. Por Zuyderzee është një det i vdekur, ose pothuaj. Me brigjet e tij të rrafshta, të humbura në brymë, nuk dihet ku fillon dhe ku mbaron. Atëherë, ne ecim pa asnjë piketë, nuk mund ta masim shpejtësinë. Ecim dhe asgjë nuk ndryshon. Nuk është lundrim, por ëndërr.

Në arkipelagun grek, kisha përshtypjen e kundërt. Mbi rrethin e horizontit shfaqeshin papushim ishuj të rinj. Kurrizi i tyre pa drurë përvijonte skajin e qiellit, bregu shkëmbor dallohej qartë në sfondin e detit. Asnjë ngatërrim ; në dritën e qartë, gjithçka ishte piketë. Dhe nga një ishull në tjetrin, papushim, mbi anijen tonë të vogël, që megjithatë endej, kisha përshtypjen se kërceja, ditë e natë, në kreshtën e dallgëve të shkurtra të freskëta, në një zhvendosje të mbushur me shkumë dhe të qeshura. Që prej asaj kohe, vetë Greqia lundron diku brenda meje, në skaj të kujtesës sime, palodhshmërisht... Eh ! tani po lundroj dhe unë, po bëhem lirik ! Më ndaloni, i dashur, ju lutem.

Meqë ra fjala, e njihni Greqinë ? Jo ? Shumë mirë. E ç'do të bënim ne atje, ja po ju pyes ? Atje duhen zemra të pastra. E dini ju se atje miqtë shëtisin në rrugë, dy nga dy, dorë për dore. Po, gratë rrinë në shtëpi, dhe burrat e pjekur, të respektueshëm, të zbukuruar me mustaqe, shihen duke ecur rëndë mbi trotuare, gishtat të ngërthyer me ato të mikut ngjitur. Në Orient gjithashtu, nganjëherë ? Ashtu qoftë. Por a s'më thoni, a do ta merrnit ju dorën time në rrugët e Parisit ? Ah ! bëj shaka. Kurse ne kemi përmbajtje, korja e zhulit na bën si të ngrirë. Para se të shkojmë në ishujt grekë, do të duhej të lahemi gjatë. Atje ajri është i virgjër, deti dhe kënaqësia të pastra. Kurse ne...

Le të ulemi mbi këto shezlongje. Çfarë bryme ! Kisha ngecur, më duket, në udhën e keqndenjes. Po, do t'ju them përse është fjala. Pasi kisha luftuar, pasi i kisha shterruar pamjet e mia të fryra sfiduese, i mërzitur nga kotësia e përpjekjeve, vendosa ta braktis shoqërinë e njerëzve. Jo, jo, nuk kam kërkuar ishull të shkretë, nuk ka më të tillë. Jam strehuar thjesht pranë grave. Ju e dini, ato nuk dënojnë vërtet asnjë dobësi : më tepër do të përpiqeshin t'i poshtëronin ose çarmatosnin forcat tona. Ja përse gruaja është shpërblimi jo i luftëtarit, por i kriminelit. Ajo është porti i tij, strofkulla e tij, dhe arrestimi i tij bëhet përgjithësisht në shtratin e gruas. A nuk është gruaja gjithçka që na mbetet nga parajsa tokësore ? I çoroditur, vrapova për në portin tim të natyrshëm. Por nuk mbaja më fjalime. Luaja ende dhe pak, thjesht nga zakoni ; megjithatë, mungonte shpikja. Nguroj ta pohoj, nga frika mos shqiptoj ende ndonjë fjalë të ulët : më duket se asokohe ndjeva nevojën e një dashurie. E paturpshme, apo jo ? Sidoqoftë, ndjeja një vuajtje të shurdhër, një lloj privimi që më bëri më bosh, dhe më lejoi, gjysmë i detyruar e gjysmë kureshtar, të marr ca zotime. Meqë kisha nevojë të doja dhe të më donin, besova se isha i dashuruar. Thënë ndryshe, u bëra idiot.

Shpesh e kapja veten duke bërë një pyetje që si njeri me përvojë e kisha shmangur deri atëherë. E dëgjoja veten duke pyetur : « Më do ? » Ju e dini se në kësi rastesh është zakon që të përgjigjen : « Po ti ? » Po të përgjigjesha po, atëherë gjendesha i zotuar përtej ndjenjave të mia të vërteta. Po të guxoja të thosha jo, atëherë rrezikoja të mos isha më i dashur, dhe unë vuaja nga kjo. Sa më shumë kërcënohej ndjenja ku kisha shpresuar të gjeja prehjen, aq më shumë ia

kërkoja këtë partnerit tim. Kështu, isha i përcjellë në premtime gjithnjë e më të shkoqura, arrija t'i kërkoja zemrës sime një ndjenjë gjithnjë e më të madhe. Iu futa kështu një pasioni të paqenë për një shushkë joshëse që e kishte lexuar aq mirë shtypin e zemrës saqë fliste për dashurinë me sigurinë dhe bindjen e një intelektuali që shpall shoqërinë pa klasa. Kjo bindje, ju nuk mund të mos e dini këtë, është tërheqëse. U përpoqa të flas gjithashtu për dashurinë dhe përfundova së binduri veten. Të paktën deri në çastin kur ajo u bë dashnorja ime dhe kuptova se shtypi i zemrës, i cili mësonte si të flitej për dashuri, nuk të mësonte për ta bërë. Pasi kisha dashuruar një papagall, m'u desh të fle me një gjarpër. E kërkova pra gjetkë dashurinë e premtuar nga librat, dhe që nuk e kisha takuar kurrë në jetë.

Por më mungonte stërvitja. Kishte më shumë se tridhjetë vjet që doja vetëm veten time. Si të shpresoja për ta humbur këtë huq ? Nuk e humba fare dhe mbeta një qullac i pasionit. I shumëfishova premtimet. U futa në dashuri të njëkohshme, ashtu siç kisha pasur dikur lidhje të shumta. Mblodha atëherë më shumë fatkeqësira, për të tjerët, sesa në kohët e shpërfilljes sime të bukur. A ju kam thënë se papagalli im, i dëshpëruar, deshi të vdesë urie ? Fatmirësisht, arrita në kohë dhe pranova t'ia mbaj dorën, derisa të takonte, të rikthyer nga një udhëtim në Bali, inxhinierin me tëmtha gri, të cilin ia kishte përshkruar tashmë e përjavshmja e saj e parapëlqyer. Sidoqoftë, larg së ndjeri veten të mbartur dhe të falur në përjetësinë, siç thuhet, të pasionit, i rëndova edhe më tepër fajet dhe hutimin tim. Ngjiza një tmerr të tillë nga dashuria saqë, për vite të tëra, nuk munda ta dëgjoj pa kërcëllitur dhëmbët *La vie en rose* apo *La Mort d'amour d'Yseult*[5]. Atëherë propozova të heq dorë nga gratë në njëfarë mënyre, dhe të jetoja në gjendje mungese marrëdhëniesh. Tekefundit, miqësia e tyre duhet të më mjaftonte. Por kjo do të thoshte të hiqja dorë nga loja. Jashtë dëshirës, gratë më mërzitën përtej çdo parashikimi dhe, dukshëm, edhe unë i mërzisja ato. Pa lojë, pa teatër, padyshim që isha në të vërtetën. Por e vërteta, mik i dashur, është trullosëse.

I dëshpëruar nga dashuria dhe nga mungesa e marrëdhënieve, mendova më në fund se mbetej shthurja e cila e zëvendëson mjaft mirë dashurinë, i pushon të qeshurat, risjell heshtjen, dhe sidomos të ofron pavdekësinë. Në njëfarë shkalle dehjeje mendjekthjelltë, i shtrirë natën vonë ndërmjet dy vajzave, dhe i zbrazur nga çdo dëshirë, shpresa nuk është më një torturë, e kuptoni, mendja mbretëron mbi të gjitha kohët, dhimbja e të jetuarit është e zgjidhur njëherë e përgjithmonë. Në njëfarë kuptimi, kisha jetuar gjithmonë në shthurje, ngaqë nuk kisha pushuar së dëshiruari për të qenë i pavdekshëm. A nuk është ky thelbi i natyrës sime, dhe gjithashtu një pasojë e dashurisë së madhe për vetveten që ju kam folur tashmë ? Po, po vdisja nga dëshira për të qenë i pavdekshëm. E doja veten tepër për të mos dëshiruar që objekti i rrallë i dashurisë sime të mos zhdukej kurrë. Meqë në gjendje zgjuar, dhe për sadopak që ta njohim veten, nuk shohim arsye të vlefshme që pavdekësia t'i jetë dhuruar një majmuni të shthurur, atëherë duhet mirë që të gjejmë zëvendësuese të kësaj pavdekësie. Ngaqë dëshiroja jetën e përjetshme, flija pra me kurva dhe netëve pija. Në mëngjes, sigurisht, kisha në gojë shijen e hidhur të kushtit të vdekshëm. Por për orë të tëra, kisha fluturuar, i lumtur. A do të guxoj t'jua pohoj ? I kujtoj ende me dashuri ca netë kur shkoja të gjeja në një bar të qelbur një kërcimtare transformimesh e cila më nderonte me hiret e saj dhe që madje, për lavdinë e saj, u rraha një mbrëmje me një mjekrosh mendjemadh. Netët i kaloja duke u endur në banak, në dritën e kuqe dhe në pluhurin e këtij vendi kënaqësish, duke gënjyer si një shkulës dhëmbësh dhe duke pirë gjatë. Prisja agimin, dhe në fund ndalesha në shtratin gjithmonë të prishur të princeshës sime e cila i

[5] Më tepër të shpjeguara se të përkthyera : Dashuria e zbukuron jetën, i jep asaj ngjyrën e saj, ngjyrën rozë. Për të dytën, është fjala për Izoltën që vdes bashkë me Tristanin për shkak të dashurisë së tyre të "paligjshme".

dorëzohej mekanikisht kënaqësisë, dhe pastaj flinte menjëherë. Dita vinte ta ndriçonte ngadalë këtë shpartallim dhe atëherë ngrihesha, i palëvizshëm, në një mëngjes lavdie.

Alkooli dhe gratë më kanë ofruar, le ta themi këtë, të vetmin lehtësim për të cilin të isha i denjë. Po jua them këtë të fshehtë, mik i dashur, mos kini frikë ta përdorni. Ju do të shihni atëherë se shthurja e vërtetë është çliruese sepse nuk krijon asnjë detyrim. Aty zotërojmë vetëm vetveten dhe mbetet pra puna e parapëlqyer e të dashuruarve të mëdhenj pas vetes. Ajo është një xhungël, pa të ardhme e pa të shkuar, sidomos pa premtim, as ndëshkim të menjëhershëm. Vendet ku ushtrohet ajo, janë të ndara nga bota. Duke hyrë aty, lëmë përjashtë frikën dhe shpresën. Biseda aty nuk është diçka e detyruar ; ajo çfarë vijmë të kërkojmë aty mund të sigurohet pa fjalë dhe madje shpesh, po, pa para. Ah ! më lini, ju lutem, t'iu bëj një nderim të veçantë grave të panjohura dhe të harruara që më kanë ndihmuar atëherë. Ende sot, me kujtimin që më ka mbetur prej tyre përzihet diçka që ngjan me respektin.

Sidoqoftë, këtë çlirim e përdorja pa kurrfarë freri. Madje jam parë në një hotel, të përkushtuar ndaj asaj që quhet mëkat, duke jetuar me një prostitutë të pjekur dhe një vajzë të re nga më të edukuarat. Me të parën luaja kalorësit shërbyes dhe të dytën e vura të njohë ca realitete. Mjerisht, prostituta kishte një natyrë fort borgjeze : që atëherë, ka pranuar t'i shkruajë kujtimet e saj për një gazetë rrëfimesh, gazetë mjaft e hapur ndaj ideve moderne. Kurse vajza e re, nga ana e vet, është martuar për të kënaqur instinktet e saj të shthurura dhe t'iu japë një përdorim këtyre dhuntive të shënuara. Gjithashtu, jam jo pak krenar që asokohe kam qenë pritur si një i barabartë nga një korporatë mashkullore tepër shpesh të sharë. Nuk do të zgjatem shumë këtu : ju e dini se edhe njerëz mjaft të zgjuar lëvdohen se mund të thajnë një shishe më shumë se fqinji. Do të kisha mundur më në fund ta gjeja paqen dhe çlirimin në këtë harlisje të lumtur. Por përsëri, hasa një pengesë brenda vetes. Qe mëlçia kjo, dhe një lodhje aq e tmerrshme sa nuk më ka braktisur kurrë. Duam të jemi të pavdekshëm dhe, në krye të ca javëve, nuk e dimë më nëse mund të dalim deri nesër.

I vetmi përfitim nga kjo përvojë, kur pata hequr dorë nga bëmat e mia të natës, qe që jeta m'u bë më pak e dhimbshme. Lodhja që më brente trupin kishte tretur ndërkohë dhe shumë pika të ndjeshme brenda meje. Çdo teprim e zbut gjallërinë, dhe pra vuajtjen. Shthurja nuk ka asgjë të ethshme, në kundërshtim me atë çfarë besohet. Ajo është thjesht një gjumë i gjatë. Duhet ta keni vënë re, njerëzit që vuajnë vërtet nga xhelozia nuk kanë asgjë më të ngutshme sesa të flenë me atë që ata mendojnë megjithatë që i ka tradhtuar. Sigurisht, ata duan të sigurohen edhe një herë se thesari i tyre i shtrenjtë iu përket gjithmonë. Duan ta zotërojnë, siç thuhet. Por kjo është gjithashtu ngaqë, menjëherë më pas, ata janë më pak xhelozë. Xhelozia fizike është një pasojë e imagjinatës dhe në të njëjtën kohë një gjykim mbi veten tonë. I mveshim rivalit mendimet e këqija që i kemi pasur në të njëjtat rrethana. Fatmirësisht, teprimi i qejfit e dobëson imagjinatën dhe gjykimin. Vuajtja fle atëherë bashkë me burrërinë, dhe po aq gjatë sa ajo. Për të njëjtat arsye, adoleshentët humbasin me dashnoren e parë shqetësimin metafizik dhe disa martesa, që janë shthurje të burokratizuara, bëhen ndërkohë makina varrimi monotone të guximit dhe trillimit. Po, miku im i dashur, martesa borgjeze e ka vënë vendin tonë në pantofla, dhe së shpejti në dyert e vdekjes.

Po e teproj ? Jo, po flas përçart. Doja thjesht t'ju vija në dukje dobinë e këtyre muajve orgjie. Jetoja në një lloj mjegulle ku e qeshura bëhej e shurdhër, në atë pikë sa nga fundi nuk mund ta shquaja më. Shpërfillja e cila tashmë zinte aq shumë vend tek unë nuk gjente më qëndresë dhe shtrinte sklerozën e saj. Asnjë emocion ! Një humor i pandryshueshëm, ose më mirë kurrfarë humori. Mushkëritë tuberkuloze shërohen ndërsa thahen dhe e mbysin pak nga pak pronarin e tyre fatlum. Kështu edhe unë që vdisja qetësisht nga shërimi im. Jetoja ende me zanatin tim, ndonëse emri im qe cënuar shumë nga teprimet e mia të gjuhës, ushtrimi i rregullt i profesionit tim qe njollosur nga rrëmuja e jetës që bëja. Megjithatë, është interesante të shënohet se më

shumë qortohesha për provokimet në të folur sesa për teprimet e natës. Referenca pastërtisht verbale që nganjëherë bëja ndaj Zotit kur merrja fjalën e mbrojtjes, i bënte mosbesues klientët e mi. Padyshim që ata kishin frikë mos qielli nuk mund t'i merrte në dorë interesat e tyre po aq mirë sa një avokat i pathyeshëm në Kod. Nga këtu e të thuash se e përdorja hyjninë për shkak të padituríve të mia, s'kishte tjetër veç një hap. Klientët e mi e hodhën këtë hap dhe u rralluan. Por prapë, më ndodhte që të mbroja. Madje nganjëherë, duke e harruar se nuk besoja më në atë çfarë thosha, mbroja mirë. Më tërhiqte vetë zëri im, dhe e ndiqja ; pa fluturuar vërtet, si dikur, ngrihesha pak përsipër tokës, shkoja pothuaj puqas me të. Dhe së fundi, jashtë zanatit, shihja pak vetë, mirëmbaja ende mbijetesën e mundimshme të një apo dy lidhjeve të lodhura. Më ndodhte madje të kaloja mbrëmje miqësie të pastër, pa kurrfarë përzierje dëshire, me këtë dallim të vogël që, i dorëzuar ndaj mërzisë, dëgjoja mezi çfarë më thoshin. Kisha shtuar ca në trup dhe munda të besoj se më në fund kriza kishte mbaruar. Tani s'kishte mbetur tjetër veç të mplakesha.

Megjithatë, një ditë, gjatë një udhëtimi që ia ofrova një mikeshe, pa i thënë se po e bëja këtë për të festuar shërimin tim, gjendesha në bordin e një transatlantiku, mbi platformën më të lartë, natyrisht. Befas, larg në Oqeanin ngjyrë hekuri, shqova një pikë të zezë. Kur u përpoqa të vështroj, pika e zezë ishte zhdukur. Po matesha të bërtisja, të thërrisja për ndihmë si i marrë, kur e pashë sërish. Bëhej fjalë për një nga ato mbeturinat që anijet i lënë prapa. Megjithatë, nuk kisha mundur ta mbështes vështrimin, kisha menduar në çast se ishte një i mbytur. Atëherë e kuptova, pa kundërshtuar, njëlloj siç i nënshtrohemi një ideje së cilës ia njohim të vërtetën prej kohësh, se ajo thirrja e cila, vite më parë, kishte jehuar mbi Senë, prapa meje, e mbartur nga lumi drejt ujërave të La Manche, nuk kishte pushuar kurrë së udhëtuari nëpër botë, përmes shtrirjes së pamatë të Oqeanit, dhe se më kishte pritur aty deri atë ditë që e kisha takuar. Kuptova gjithashtu se ajo do të vazhdonte të më priste mbi detra dhe lumenj, fundja ngado ku do të gjendej uji i hidhur i pagëzimit tim. Edhe këtu, pa më thoni, a nuk jemi mbi ujë ? Mbi ujin e rrafshtë, monoton, të pambarueshëm, që ngatërron kufinjtë e tij me ato të tokës ? E si të besosh pastaj se do të mbërrijmë në Amsterdam ? Ne nuk do të dalim kurrë nga kjo enë e stërmadhe uji të bekuar. Mbani vesh ! A nuk i dëgjoni klithmat e pulëbardhave të padukshme ? Nëse klithin drejt nesh, e për çfarë na thërrasin pra ato ?

Por janë të njëjtat që klithnin, që thërrisnin tashmë mbi Atlantik, ditën kur e kuptova përfundimisht se nuk isha shëruar, se kisha qenë gjithnjë i kapur pick, dhe se më duhej të bëja me këtë. Fund, jeta e lavdishme, por fund gjithashtu dhe tërbimi, dhe rrëmbimet. Duhej nënshtruar dhe pranuar fajësia. Duhej jetuar në keqndenje. Është e vërtetë, ju nuk e njihni atë qelinë e bodrumeve që në Mesjetë quhej keqndenje. Në përgjithësi, aty ju harronin përjetë. Kjo qeli dallohej nga të tjerat për nga përmasat e studiuara. Nuk ishte aq e lartë sa të mbaheshe në këmbë, por jo aq e gjerë sa të shtriheshe në dysheme. Duhej ndenjur keq, jetuar pjerrtas ; gjumi ishte një rënie, zgjimi një kruspullosje. I dashur, kishte diçka gjeniale, dhe po i peshoj mirë fjalët, në këtë gjetje kaq të thjeshtë. Për çdo ditë, nga shtrëngimi i palëvizshëm që ia mpinte trupin, i dënuari mësonte se ishte fajtor dhe se pafajësia qëndron në shtriqjen aq të dëshiruar. Po ju, a mund të përfytyroni në këtë qeli një të mësuar me majat dhe me platformat e larta ? Çfarë ? Mund të jetohej në këto qeli dhe të ishe i pafajshëm ? E pamundur, krejt e pamundur ! Ose përndryshe arsyetimi im do të thyente hundët. Që pafajësia të jetë e thjeshtuar në jetesën gërmuq, as që dua ta mendoj këtë mundësi. Veç kësaj, ne nuk mund të pohojmë pafajësinë e askujt, ndërkohë që mund të pohojmë me siguri fajësinë e të gjithëve. Çdo njeri dëshmon për krimin e të gjithë të tjerëve, ja besimi dhe shpresa ime.

Më besoni, fetë gabojnë që nga çasti kur ato bëjnë moral dhe lëshohen në urdhërime. Zoti nuk është i nevojshëm për të krijuar fajësi, as ndëshkuar. Mjaftojnë të ngjashmit tanë, të ndihmuar nga ne vetë. Ju flisnit për Gjykimin e fundit. Më lejoni të qesh pak respektueshëm.

Po e pres i vendosur : kam njohur atë çfarë është më e keqe, gjykimin e njerëzve. Për ta, ska rrethana lehtësuese, edhe vetë synimi i mirë i është mveshur krimit. A keni dëgjuar të paktën të flitet për qelinë e pështymave që një popull e përfytyroi tani vonë për të provuar se ai ishte më i madhi mbi tokë ? Një kuti muri ku i burgosuri rri në këmbë, por nuk mund të lëvizë. Dera e fortë që e mbyll atë në guackën prej çimenti ndalet në lartësinë e mjekrës. Pra nuk shihet tjetër veç fytyra e tij mbi të cilën çdo roje pështyn bollshëm. I burgosuri, i mbërthyer në qeli, nuk mund të fshijë veten, ndonëse i është lejuar, ç'është e vërteta, të mbyllë sytë. Eh mirë, kjo, i dashuri im, është një shpikje njerëzish. Nuk kanë pasur nevojë për Zotin për këtë kryevepër të vogël.

Atëherë ? Atëherë, e vetmja dobi e Zotit do të ishte sigurimi i pafajësisë dhe unë do ta shihja më tepër fenë si një ndërmarrje të madhe zbardhjeje, e që ka qenë vërtet kështu, por shkurtimisht, për tre vjet pikërisht, dhe nuk quhej fe. E që atëherë, sapuni mungon, hundët i kemi të pista dhe ne fshijmë njëri-tjetrin. Të gjithë përtacë, të gjithë të ndëshkuar, të pështyhemi në fytyrë, dhe hop ! në keqndenje ! Kush e kush të pështyjë i pari, ja kështu. Do t'ju them një sekret të madh, i dashur. Mos e prisni Gjykimin e fundit. Ai zhvillohet përditë.

Jo, nuk është gjë, po rrëqethem pak në këtë lagështi të shenjtë. Le që kemi mbërritur. Ja. Pas jush. Por qëndroni dhe pak, ju lutem, dhe më shoqëroni. Nuk kam mbaruar, duhet vazhduar. Vazhduar, ja kjo është më e vështira. Ja shikoni, e dini ju përse e kanë kryqëzuar atë tjetrin, ai që mbase po e mendoni tani ? Mirë, kishte shumë arsye për këtë. Ka gjithmonë arsye për vrasjen e një njeriu. Përkundrazi, është e pamundur të justifikohet që ai të jetojë. Ja përse krimi gjen gjithmonë avokatë, kurse pafajësia vetëm nganjëherë. Por, përveç arsyeve që na i kanë shpjeguar shumë mirë që prej dymijë vjetësh, kishte dhe një tjetër arsye të madhe për këtë agoni të tmerrshme, dhe nuk di përse na e fshehin me kaq kujdes. Arsyeja e vërtetë është se ai e dinte që nuk ishte krejt i pafajshëm. Nëse nuk mbarte peshën e fajit për të cilin e akuzonin, të paktën ai kishte kryer të tjera, ndonëse nuk i dinte cilat. Le që, nuk i dinte ai vallë ? Fundja, ai ishte tek vendi ; duhet të kishte dëgjuar të flitej për njëfarë masakre të pafajshmësh. Fëmijët e Judesë, të masakruar ndërsa prindërit i shpinin në një vend të sigurtë, përse kishin vdekur ata në mos për shkak të tij ? Sigurisht, ai nuk e kishte dëshiruar këtë. Ata ushtarë gjakatarë, ata fëmijë të prerë më dysh i fusnin tmerrin. Por i tillë siç ishte, jam i sigurtë se nuk mund t'i harronte. Dhe ai trishtimi që ia pikasim në të gjitha veprimet, a nuk ishte melankolia e pashërueshme e atij që dëgjonte përgjatë netëve zërin e Rachelit, duke vajtuar mbi të vegjëlit e saj, pa asnjë ngushëllim ? Vajtimi ngrihej nëpër natë, Racheli thërriste fëmijët e vet të vrarë për të, dhe ai ishte gjallë !

Duke ditur çfarë dinte, duke e njohur njeriun plotësisht – ah ! e kush do të kishte besuar se krimi nuk është aq që të bësh dikë të vdesë sesa të mos vdesësh vetë ! – i përballur ditë e natë me krimin e tij të pafajshëm, për të bëhej gjithnjë e më e vështirë që të mbahej dhe të vazhdonte. Ia vlente më mirë t'i jepej fund, të mos mbrohej, të vdiste, për të mos qenë më i vetmi që jetonte dhe për të shkuar gjetkë, aty ku mbase do të ishte i mbështetur. Nuk ka qenë mbështetur, është ankuar për këtë dhe, për t'i dhënë fund, e kanë censuruar. Po, është ungjillisti i tretë besoj, që ka filluar fshirjen e ankesës së tij. « Përse më ke braktisur ? » ishte një thirrje kryengritëse, apo jo ? Atëherë, gërshërët ! Shënoni madje se në qoftë se Luka nuk do të kishte fshirë asgjë, atëherë mezi do ta kishim vënë re thirrjen ; të paktën nuk do të kishte marrë kaq vend. Kështu, vetë censuruesi tregon atë çfarë ai e ndalon. Rendi i botës gjithashtu është i paqartë.

Por sidoqoftë, i censuruari nuk ka mundur të vazhdojë. Dhe unë e di mirë, i dashur, për çfarë po flas. Ka pasur një kohë kur nuk e dija, për çdo minutë, sesi mund ta arrija minutën e radhës. Po, mund të bëjmë luftë në këtë botë, të përqeshim dashurinë, të torturojmë të ngjashmin tonë, të krekosemi nëpër gazeta, apo dhe thjesht të flasim keq për fqinjin duke thurur triko. Por në disa raste, të vazhdosh, thjesht të vazhdosh, ja çfarë është mbinjerëzore.

Dhe ai nuk ishte mbinjerëzor, mund të më besoni për këtë. Ai ka klithur në agoninë e tij, dhe ja përse e dua, miku im, që ka vdekur pa e ditur.

Fatkeqësia është që ai na ka lënë vetëm, për të vazhduar, çfarëdo që të ndodhë, edhe kur strukemi në keqndenje, duke e ditur edhe ne atë çfarë dinte ai, por të paaftë për të bërë dhe vdekur si ai. Natyrisht, jemi përpjekur të ndihmohemi pak nga vdekja e tij. Tekefundit, ishte një gjetje gjeniale kjo që t'i themi njëri-tjetrit : « Mirë, ju nuk jeni të shkëlqyer, ky është një fakt. Eh mirë, nuk do të hyjmë në hollësira ! Do ta fshijmë këtë menjëherë, mbi kryq ! » Por tepër njerëz ngjiten tani mbi kryq vetëm e vetëm që të shihen nga larg, edhe pse për këtë duhet të shkelin paksa mbi atë që gjendet aty që prej kaq kohësh. Tepër njerëz kanë vendosur t'i shmangen bujarisë për të ushtruar mëshirën. O padrejtësi, padrejtësi që ia kemi bërë atij dhe që më ther në zemër !

Hë, ja tani që po më rivjen, do të marr fjalën e mbrojtjes. Më falni, mundohuni të kuptoni se kam arsyet e mia. Ja shikoni, ca rrugë më tej, ka një muze që quhet « Perëndia Jonë në papafingo ». Asokohe, ata i kishin vendosur varret e tyre poshtë çative. Ç'të bësh, nëndhesat këtu janë të mbushura plot. Por sot, rrini i qetë, Perëndia e tyre nuk është as në papafingo, as në nëndhesë. Atë e kanë ngritur mbi një gjykatë, në të fshehtën e zemrës së tyre, dhe qëllojnë, gjykojnë sidomos, gjykojnë në emrin e tij. Ai i fliste me butësi mëkatimit : « As unë, nuk të dënoj » ; por s'prish punë, ata vazhdojnë të dënojnë, nuk kursejnë askënd. Në emër të Perëndisë, ja llogaria jote. Perëndi ? Por ai nuk kërkonte kaq shumë, miku im. Thjesht dëshironte që ta duam, asgjë më tepër. Sigurisht, ka njerëz që e duan, edhe midis të krishterëve. Por ata numërohen me gishta. Le që ai e kishte parashikuar këtë, e kishte sensin e humorit. Pjetri, ju e dini, frikacaku, Pjetri pra, e mohon : « Nuk e njoh këtë njeri... Nuk di ku e ke fjalën... etj. » Me të vërtetë, e tepronte ai ! Dhe ai i bën Pjetrit një lojë fjalësh : « Mbi këtë gur[6], do ta ndërtoj kishën time. » Nuk mund të bëhej ironi më e fortë, si thoni ? Por jo, ata përsëri fitojnë ! « E shihni, e kishte thënë vetë ! » Po, vërtet e kishte thënë, e njihte mirë çështjen. Dhe pastaj ai ka ikur përgjithmonë, duke i lënë të gjykojnë dhe të dënojnë, faljen në gojë dhe verdiktin në zemër.

Sepse nuk mund të thuhet se nuk ka më mëshirë, jo, zota të mëdhenj, ne nuk ndalim së foluri për të. Por thjesht nuk falim askënd. Mbi pafajësinë e vdekur, gëlojnë gjykatësit, gjykatësit e të gjitha racave, ata të Krishtit dhe të Antikrishtit, që madje janë të njëjtët, të pajtuar në keqndenje. Sepse nuk duhen rënduar vetëm të krishterët. Edhe të tjerët janë njëlloj. E dini ju ç'është bërë, në këtë qytet, njëra nga shtëpitë që strehoi Descartes ? Një azil të çmendurish. Po, kjo është lajthitja e përgjithshme, dhe persekutimi. Natyrisht, edhe ne gjithashtu jemi të detyruar t'i futemi punës. Ju duhet ta keni parë se nuk kursej asgjë, dhe nga ana juaj, e di mirë se edhe ju nuk e mendoni më pak. Që këtej, meqë të gjithë ne jemi gjykatës, atëherë ne jemi të gjithë fajtorë përpara njëri-tjetrit, të gjithë krishta sipas mënyrës tonë të poshtër, të kryqëzuar një nga një, dhe gjithmonë pa e ditur. Të paktën ne do të ishim të tillë nëse unë, Clamence, nuk do ta kisha gjetur rrugëdaljen, të vetmen zgjidhje, të vërtetën më në fund...

Jo, po e lë me kaq, mik i dashur, mos kini frikë ! Madje do të ndahemi tani, ja ku mbërritëm para derës sime. Në vetmi, me ndihmën e lodhjes gjithashtu, ç'të bësh tjetër, e marrim veten për një profet. Fundja, kjo është ajo çfarë jam, i strehuar në një shkretëtirë gurësh, brymash dhe ujërash të qelbura, profet bosh për kohëra të rëndomta, Elia pa mesia, i mbushur me ethe dhe alkool, shpinën të ngjitur pas kësaj dere të kalbur, gishtin të ngritur drejt një qielli të ulët, duke mbuluar me mallkime njerëz pa ligj që nuk mund të durojnë asnjë gjykim. Sepse ata nuk mund ta durojnë këtë, i dashur, dhe kjo është e tërë çështja. Ai që lidhet pas një ligji nuk i frikësohet gjykimit i cili e rivendos atë në një rend në të cilin beson. Por

[6] Loja e fjalëve qëndron në emrin "Pjetër", i cili në frëngjisht thuhet "Pierre" që do të thotë dhe gur.

vuajtja më e madhe njerëzore është që të gjykohesh pa ligj. E megjithatë, ne jemi në këtë vuajtje. Të privuar nga freri i tyre i natyrshëm, gjykatësit, të tërbuar si t'ju vijë për mbarë, fusin kafshata dyfish. Atëherë, apo jo, a nuk duhet përpjekur të shkohet më shpejt se ata ? Dhe kjo është zallamahia e madhe. Profetët dhe shëruesit shumëzohen, nxitojnë të vijnë me një ligj të mirë, apo me një organizim të paqortueshëm, para se toka të mos jetë e shkretuar. Fatmirësisht, kam mbërritur unë ! Unë jam fundi dhe fillimi, unë shpall ligjin. Shkurt, jam gjykatës-pendestar.

Po, po, do t'ju them nesër se në çfarë qëndron ky zanat i bukur. Ju do të ikni pasnesër, kështu që jemi me ngut. Ejani tek unë, si thoni, do t'i bini ziles tre herë. Do të ktheheni në Paris ? Parisi është larg, është i bukur, nuk e kam harruar. Më kujtohen muzgjet e tij, pak a shumë në këtë kohë. Mbrëmja bie, e thatë dhe kërcitëse, mbi çatitë blu nga tymi, qyteti gumëzhin mbytur, lumi duket sikur i ringjitet rrjedhës. Atëherë endesha nëpër rrugë. Ata enden dhe tani, e di këtë ! Enden duke bërë gjoja nxitojnë drejt gruas së lodhur, shtëpisë së rreptë... Ah ! miku im, e dini ju ç'është krijesa e vetmuar që endet në qytetet e mëdha ?...

Më vjen shumë keq që po ju pres shtrirë. Nuk është gjë, pak temperaturë që e kuroj me kulumri. Jam mësuar me këtë tani. Është paludizëm, besoj, që e kam kapur në kohën kur isha papë. Jo, nuk është dhe aq shaka. E di çfarë mendoni : është shumë e vështirë të ndash të vërtetën dhe të rremen në këtë çfarë them. E pohoj se keni të drejtë. Vetë unë... Shikoni, dikush nga të njohurit e mi i ndante qeniet në tre kategori : ata që pëlqejnë më tepër të mos kenë asgjë për të fshehur sesa të jenë të detyruar të gënjejnë, ata që pëlqejnë më tepër të gënjejnë sesa të mos kenë asgjë për të fshehur, dhe së fundi ata që e duan njëkohësisht gënjeshtrën dhe sekretin. Eshtë në dorën tuaj tani të më gjeni rastin që më përshtatet më mirë.

E ç'rëndësi ka fundja ? Gënjeshtrat, a nuk të shpien përfundimisht në udhën e së vërtetës ? Dhe historitë e mia, të vërteta apo të rreme, a nuk shkojnë të gjitha drejt të njëjtit qëllim, a nuk kanë të njëjtin kuptim ? Atëherë, e ç'rëndësi ka që ato të jenë të vërteta apo të rreme nëse, në të dy rastet, ato janë domethënëse të asaj çfarë kam qenë dhe çfarë jam. Nganjëherë shihet më qartë në atë që gënjen se në atë që thotë të vërtetën. E vërteta, njëlloj si drita, të verbon. Gënjeshtra, përkundrazi, është një muzg i bukur, që i jep vlerë çdo sendi. Nejse, merreni si të doni, por kam qenë emëruar papë në një kamp të burgosurish.

Uluni, ju lutem. Ju e shikoni këtë dhomë. Vërtet që është e zhveshur por e pastër. Një Vermeer, asnjë orendi asnjë enë kuzhine. Asnjë libër gjithashtu, leximet i kam lënë prej kohësh. Dikur shtëpia ime ishte e mbushur plot me libra gjysmë të lexuar. Kjo është po aq neveritëse sa dhe ata njerëzit që thyejnë një cep foie gras[7] dhe e hedhin poshtë pjesën tjetër. Le që, nuk më pëlqejnë më veçse rrëfimet, dhe autorët e rrëfimeve shkruajnë sidomos për të mos rrëfyer, për të mos thënë asgjë nga ajo çfarë dinë. Kur pretendojnë të thonë gjithçka, ky është pikërisht çasti që duhet dyshuar, është çasti që do të zbukurojnë kufomën. Më besoni, jam argjendar. Atëherë, kam prerë shkurt. Asnjë libër, asnjë send i kotë, minimumi i nevojshëm, i pastër dhe i lëmuar si një arkivol. Le që, në këta shtretër hollandezë, kaq të fortë, me çarçafë të bardhë, vdiset si në një qefin tashmë, me erë pastërtie.

Jeni kureshtar t'i njihni aventurat e mia kishtare ? Gjëra të rëndomta, ju e dini. A do të kem forcë t'ju flas për to ? Po, më duket se temperatura po bie. Ka shumë kohë tashmë. Ishte në Afrikë ku, falë Z. Rommel, lufta bënte kërdinë. Nuk isha përzier në të, jo, jini të qetë. Isha futur tashmë në atë të Europës. I mobilizuar, sigurisht, por nuk e kam parë kurrë zjarrin. Në njëfarë kuptimi, më vjen keq. Mbase kjo do të kishte ndryshuar shumë gjëra ? Ushtria franceze nuk ka pasur nevojë për mua në front. Thjesht më ka kërkuar të marr pjesë në tërheqje. Pastaj kam gjetur Parisin, dhe Gjermanët. Kam qenë tunduar nga Rezistenca për të cilën kishte filluar të flitej, pothuaj në çastin kur kam zbuluar se isha atdhetar. Po buzëqeshni ? E keni gabim. Këtë zbulim e bëra në koridoret e metrosë, në Châtelet. Një qen kishte humbur në labirinth. I madh, qimen të ashpër, një vesh të shkoqur, sytë të argëtuar, ai kërcente, nuhaste pulpat e këmbëve që

[7] *Foie gras* është një ushqim tradicional francez, mjaft i kushtueshëm dhe që përdoret kryesisht për festën e Krishtlindjeve. Merret nga mëlçia e patave dhe rosave, duke i majmur artificialisht nëpërmjet fryrjes së tyre me një qull me përbërje drithërash apo tjetër.

kalonin. Kam për qentë një dashuri të vjetër dhe tejet besnike. I dua sepse ata falin gjithmonë. E thirra dhe ai ndaloi vetëm pak metra larg, dukshëm i pushtuar, prapanicën të gëzuar. Në atë çast, u parakalova nga një ushtar i ri gjerman që ecte hareshëm. I mbërritur përpara qenit, ai u përkul dhe ia përkëdheli kokën. Pa nguruar, qeni e ndoqi nga pas, me të njëjtin gëzim, dhe u zhduk bashkë me të. Nga keqardhja, dhe nga një lloj zemërimi që ndjeva kundrejt ushtarit gjerman, m'u desh të pranoj se reagimi im ishte atdhetar. Po të kishte ndjekur qeni një civil francez, as që do ta kisha menduar më. Përkundrazi, e përfytyroja këtë kafshë simpatike të kthyer në fetish të një regjimenti gjerman, dhe kjo më tërbonte. Pra testi ishte bindës.

Zbrita në Jug me synimin që të merrja vesh mbi Rezistencën. Por me të vajtur atje, dhe me të marrë vesh, ngurova. Ndërmarrja më dukej paksa e çmendur dhe, për t'i thënë të gjitha, romantike. Madje besoj se veprimi i nëndheshëm nuk i shkonte përshtat as temperamentit tim, as shijes sime për majat e ajrosura. Më dukej sikur më kërkonin të bëja tapiceri në një qilar, për ditë e netë të tëra, në pritje që të vinin harbutët për të më nxjerrë që andej, për të ma prishur fillimisht tapicerinë dhe për të më tërhequr pastaj zvarrë në një qilar tjetër nga ku nuk do të dilja më i gjallë nga torturat. I admiroja ata që epeshin në këtë heroizëm thellësish, por nuk mund t'i imitoja.

Kalova pra në Afrikën e Veriut me synimin e turbullt që të shkoja në Londër. Por në Afrikë, gjendja nuk ishte e qartë, palët e kundërta më dukeshin së kishin të drejtë të dyja, dhe hoqa dorë. E shoh në fytyrën tuaj se po fluturoj pak shpejt, sipas jush, mbi këto hollësira që kanë një kuptim. Eh mirë, le të themi se, ngaqë ju kam gjykuar sipas vlerës suaj të vërtetë, po i kaloj shpejt me qëllim që t'i vini re më mirë. Sidoqoftë, më në fund mbërrita në Tunizi ku një mikeshë e dashur më gjeti punë. Kjo mikeshë ishte një krijesë mjaft e zgjuar që merrej me kinema. E ndoqa nga pas në Tunis dhe zanatin e saj të vërtetë e mora vesh vetëm në ditët që pasuan zbarkimin e Aleatëve në Algjeri. Gjermanët e arrestuan po atë ditë, mua gjithashtu, por pa e pasur dëshiruar. Nuk di ç'u bë me të. Sa për mua, nuk më bënë asgjë të keqe dhe, pas ca angështish të forta, kuptova se bëhej fjalë më tepër për një masë sigurie. Më internuan në Tripoli, në një kamp ku më tepër vuanim nga etja dhe skamja sesa nga trajtime të këqija. Nuk po jua përshkruaj. Ne të tjerët, fëmijë të gjysmë-shekullit, nuk kemi nevojë për vizatime që t'i përfytyrojmë këto lloj vendesh. Para njëqind e pesëdhjetë vjetësh, vajtonim liqeneve dhe pyjeve, sot kemi lirizmin e qelisë. Pra kam besim tek ju. Do të shtoni aty vetëm ca hollësira : vapën, diellin vertikal, mizat, rërën, mungesën e ujit.

Me mua ishte dhe një i ri francez, që ishte besimtar. Po ! është një përrallë, detyrimisht ! I llojit Duguesclin, nëse dëshironi. Kishte kaluar nga Franca në Spanjë për të vajtur të luftojë. Gjenerali katolik e kishte internuar dhe kur djaloshi kishte parë se në kampet frankiste qiqrrat ishin, nëse guxoj të them kështu, të bekuara nga Roma, atëherë e kishte kapluar një trishtim i thellë. As qielli i Afrikës ku kishte zbarkuar pastaj, as koha e lirë e kampit nuk ia kishin hequr këtë trishtim. Por refleksionet e tij, dhe gjithashtu dielli, e kishin nxjerrë disi nga gjendja e tij normale. Një ditë ku, nën një tendë të mbytur nën peshën e plumbit të shkrirë, nja dhjetë burra që ishim dihasnin midis mizave, ai i përsëriti mallkimet e tij kundër atij që e thërriste Romaku. Na vështronte me një pamje të hutuar, me një mjekër disa ditëshe. Gjoksi i zbërthyer ishte i mbuluar nga djersa, duart e tij i binin pianos mbi tastierën e dukshme të brinjëve. Na thoshte se duhej një papë i ri që të jetonte në mesin e fatkeqëve, në vend që të lutej mbi një fron, dhe sa më shpejt aq më mirë. Na i ngulte sytë e humbur duke tundur kokën. « Po, përsëriste ai, sa më shpejt e mundur ! » Pastaj u qetësua pak dhe me një zë të trishtë tha se duhej zgjedhur njëri prej nesh, se duhej marrë një njeri i plotë, me të metat dhe virtytet e tij, dhe të tjerët t'i betoheshin për bindje, me kushtin e vetëm që ky i fundit të pranonte ta mbante të gjallë, tek ai dhe tek të tjerët, bashkësinë e vuajtjeve tona.

« Kush ndërmjet nesh, tha ai, ka më shumë dobësi ? » Për shaka, ngrita gishtin, dhe qeshë i vetmi që e bëra. « Mirë, Jean-Baptiste e bën punën. » Jo, ai nuk tha kështu sepse asokohe kisha një emër tjetër. Sidoqoftë, ai shpalli se ta caktosh veten siç kisha bërë unë, nënkuptonte gjithashtu virtytin më të madh dhe propozoi të më zgjedhin. Të tjerët miratuan, thjesht për lojë, por megjithatë me një pamje të rëndë. E vërteta është se Duguesclin na kishte bërë shumë përshtypje. Vetë unë, më duket se nuk qeshja fare. Në fillim gjykova se profeti im i vogël kishte të drejtë dhe pastaj dielli, punët rraskapitëse, beteja për ujin, shkurt, s'e kishim mendjen fare. Sido që të jetë, detyrën time prej pape e ushtrova për disa javë të tëra, gjithnjë e më seriozisht.

Në çfarë qëndronte kjo detyrë ? Për mendimin tim, unë isha diçka si shef grupi apo sekretar celule. Të tjerët, sidoqoftë, madje dhe ata që nuk ishin besimtarë, e bënë zakon të më binden. Duguesclin vuante ; unë administroja vuajtjen e tij. Atëherë kam vënë re se nuk ishte aq e lehtë të ishe papë, dhe kjo më është kujtuar ende dje pasi ju pata bërë ato fjalimet e mëdha përçmuese kundër gjykatësve, vëllezërve tanë. Në këtë kamp, problemi më i madh ishte shpërndarja e ujit. Aty ishin formuar dhe grupe të tjera, politike dhe fetare, dhe secili mbante afër shokët e vet. Kështu, edhe unë qeshë detyruar t'i mbaj këta të mijtë, çka kjo ishte tashmë një lëshim i vogël. Edhe thjesht midis nesh, nuk munda të mbaj një barazi të përkryer. Sipas gjendjes së shokëve, apo punëve që kishin për të bërë, ndihmoja këtë apo atë. Këto dallime të shpien larg, ju mund ta besoni këtë. Por detyrimisht, jam i lodhur dhe nuk kam më dëshirë të flas për atë periudhë. Le të themi se e kam mbyllur këtë kapitull ditën kur kam pirë ujin e një shoku që po jepte shpirt. Jo, jo, nuk ishte Duguesclin, ky kishte vdekur besoj, e privonte veten shumë. Dhe fundja, po të kishte qenë aty, nga dashuria për të, do të kisha qëndruar më gjatë, sepse e doja, po, e doja, të paktën kështu më duket. Por e kam pirë ujin, kjo është e sigurtë, duke e bindur veten se të tjerët kishin më tepër nevojë për mua, sesa për atë që po jepte shpirt dhe që sidoqoftë do të vdiste, dhe kështu që duhet të vazhdoja për ta. Dhe është kështu, i dashur, që lindin perandoritë dhe kishat, nën diellin e vdekjes. Dhe për t'i ndrequr pak ligjërimet e mia të djeshme, do t'ju them idenë e madhe që më ka ardhur ndërsa flisja për këtë, e që as nuk e kam idenë nëse e kam jetuar apo ëndërruar. Ideja ime e madhe është se papa duhet falur. Fillimisht, ngaqë ai ka nevojë më shumë se të gjithë për këtë. Dhe pastaj, sepse kjo është e vetmja mënyrë për t'u vënë përsipër tij...

Oh ! e keni mbyllur mirë derën ? Po ? Shikojeni dhe njëherë, ju lutem. Më falni, kam kompleksin e shulit. Pak para se të fle, nuk e di asnjëherë nëse e kam shtyrë shulin. Për çdo mbrëmje, më duhet të ngrihem ta shoh. Nuk jemi të sigurtë për asgjë, jua kam thënë. Mos mendoni se ky shqetësim i shulit të jetë tek unë një reagim pronari i frikësuar. Dikur nuk e mbyllja shtëpinë fare me çelës, as makinën. Nuk i shtrëngoja paratë, nuk e kisha mendjen tek ajo çfarë zotëroja. Ç'është e vërteta, e kisha pak për turp të zotëroja. A nuk më ndodhte mua, në ligjërimet mondane, të thërrisja me bindje : « Prona, zotërinj, është vrasje ! » Duke mos e pasur zemrën aq të madhe sa për t'i ndarë pasuritë me një të varfër meritues, i lija në gatishmërinë e vjedhësve të mundshëm, duke shpresuar kështu ta ndreqja padrejtësinë nëpërmjet rastësisë. Le që, sot nuk zotëroj asgjë. Nuk shqetësohem pra për sigurinë time, por për vete dhe mendjen time. Dua gjithashtu që ta mbaj të mbyllur derën e universit të vogël ku unë jam mbreti, papa dhe gjykatësi.

Meqë ra fjala, a dëshironi ta hapni atë raftin aty, ju lutem. Atë tablonë aty, po, vështrojeni. Nuk e njihni ? Janë *Gjykatësit e ndershëm*. Nuk po luani vendit ? Kultura juaj do të kishte pra boshllëqe ? Megjithatë, po t'i lexonit gazetat, do t'ju kujtohej vjedhja, më 1934, në Gand, në katedralen Saint-Bavon, e njërës prej pjesëve të dekorit të famshëm të Van Eyck, *Qingji mistik*. Kjo pjesë quhej *Gjykatësit e ndershëm*. Ajo paraqiste ca gjykatës në kalë që vinin të admironin kafshën e shenjtë. E kanë zëvendësuar me një kopje të shkëlqyer, sepse origjinali nuk është gjetur ndonjëherë. Eh mirë, ja ku është. Jo, s'kam gisht unë. Një i zakonshëm i *Mexico-City*, që

ju e keni parë atë mbrëmjen tjetër, ia ka shitur gorillës për një shishe, një natë të dehur. Në fillim e kam këshilluar mikun tonë që ta varë në një vend të mirë, dhe për një kohë të gjatë, ndërsa i kërkonin në të katër anët e botës, gjykatësit tanë të devotshëm kanë mbretëruar në *Mexico-City*, sipër kokave të pijanecëve dhe sekserëve. Pastaj, me kërkesën time, gorilla e ka vënë në ruajtje këtu. Në fillim nuk donte ta bënte këtë, por kur ia kam shpjeguar çështjen, i ka hyrë frika. Që atëherë, këta gjykatës të nderuar janë shoqëria ime e vetme. Atje, sipër banakut, ju e keni parë çfarë boshllëku kanë lënë.

Përse nuk e kam kthyer ? Ah ! ah ! paskeni refleks polici ju ! Eh mirë, do t'ju përgjigjem ashtu siç do ta bëja para hetuesit, po qe se dikush do t'i binte në të se kjo tablo ka përfunduar në dhomën time. Së pari, sepse ajo nuk është e imja, por e pronarit të *Mexico-City* që e meriton po aq sa peshkopi i Gandit. Së dyti, sepse midis atyre që kalojnë përpara *Qingjit mistik*, askush nuk do të dinte ta shquante kopjen nga origjinali dhe se, për rrjedhojë, askush nuk është lënduar për fajin tim. Së treti, sepse në këtë mënyrë, unë sundoj. Ca gjykatës të rremë janë paraqitur ndaj admirimit të botës dhe unë jam i vetmi që i njoh të vërtetët. Së katërti, sepse kështu kam një shans për të hyrë në burg, ide tunduese, në njëfarë mënyre. Së pesti, sepse këta gjykatës shkojnë të takojnë Qingjin, që nuk kishte fare qingj, as pafajësi, dhe se për rrjedhojë, pirati i shkathtë që e ka vjedhur pjesën ishte një vegël e drejtësisë së panjohur që është mirë të mos kundërshtohet. Dhe së fundi, sepse në këtë mënyrë, ne jemi në rregull. Duke qenë se drejtësia është ndarë përfundimisht nga pafajësia, kjo e fundit mbi kryq, dhe drejtësia në raft, kam fushë të lirë për të punuar sipas bindjeve të mia. Mund të ushtroj me ndërgjegje të qetë profesionin e vështirë të gjykatës-pendestarit ku jam vendosur pas aq shumë teprimesh dhe kundërshtish, dhe që është koha, meqë do të niseni, t'jua them më në fund se çfarë është.

Më përpara, më lejoni të drejtoj pak trupin që të marr frymë më mirë. Oh ! sa i lodhur që jam ! Mbyllini gjykatësit e mi me çelës, falemnderit. Këtë zanat gjykatësi-pendestar, po e ushtroj dhe tani, në këtë çast. Zakonisht, zyrat e mia gjenden në *Mexico-City*. Por misionet e mëdha përzgjaten dhe jashtë vendit të punës. Edhe në shtrat, edhe me ethe, funksionoj. Le që, këtë zanat nuk e ushtrojmë por e marrim frymë, në çdo orë. Në fakt, mos besoni se kanë qenë thjesht për kënaqësi këto ligjërime kaq të gjata gjatë këtyre pesë ditëve. Jo, dikur kam folur shumë për të mos thënë asgjë. Tani diskutimi im është i orientuar. Është i orientuar nga ideja, sigurisht, për t'i bërë të heshtin të qeshurat, për ta shmangur personalisht gjykimin, ndonëse në dukje nuk ka asnjë shpëtim. Pengesa e madhe për t'i shpëtuar kësaj, a nuk është kjo që ne jemi të parët për t'u dënuar ? Pra duhet filluar nga shtrirja e dënimit për të gjithë, pa dallim, me qëllim për ta holluar tashmë.

Asnjë shfajësim, asnjëherë, për askënd, ja parimi im që në nisje. E mohoj synimin e mirë, gabimin e çmueshëm, hapin e paqenë, rrethanën lehtësuese. Tek unë, nuk bekohet, nuk shpërndahen falje. Thjesht heqim vizën e shumës dhe pastaj : « Bën kaq. Ju jeni një pervers, një i shthurur, një mitoman, një pederast, një artist, etj. » Kështu. Kaq thatë. Në filozofi dhe në politikë, jam pra për çdo teori që nuk e pranon pafajësinë e njeriut dhe për çdo praktikë që e trajton atë si fajtor. I dashur, ju shihni tek unë një partizan të ndriçuar të skllavërisë.

Ç'është e vërteta, pa këtë skllavëri nuk ka kurrfarë zgjidhje përfundimtare. Këtë e kam kuptuar shumë shpejt. Dikur kisha vetëm lirinë në gojë. E shtrija në mëngjes mbi fetat e mia të bukës, e mbllaçisja tërë ditën, sillja në botë një hukamë të këndshme të freskuar me liri. Ia vërtisja këtë fjalë zot cilitdo që më kundërshtonte, e kisha vënë në shërbim të dëshirave dhe fuqisë sime. E mërmërisja në shtrat, në veshin e përgjumur të shoqeve të mia, dhe më ndihmonte t'i lija aty. E rrëshqisja... Hë, po nxehem tani, po e humbas masën. Fundja më ka ndodhur t'i bëj lirisë një përdorim më të çinteresuar dhe madje, gjykoni për naivitetin tim, ta mbroj dy-tre herë, kuptohet që pa vajtur deri aty sa të vdes për të, por duke marrë përsipër ca rreziqe. Duhet të m'i falin këto pakujdesira ; nuk dija mirë çfarë bëja. Nuk e dija se liria nuk

është një shpërblim, as një zbukurim që e festojmë me shampanjë. Madje as një dhuratë, një qese ëmbëlsirash që ju japin kënaqësira jargësh. Oh ! jo, përkundrazi, ajo është një torturë dhe një vrap i gjatë, i vetmuar, shterrues. Aspak shampanjë, aspak miq që të ngrejnë gotën duke ju vështruar me dashuri. I vetëm në një sallë të zymtë, i vetëm në kafazin e të pandehurit, përballë gjykatësve, dhe i vetëm për të vendosur përpara vetes apo gjykimit të të tjerëve. Në krye të çdo lirie, ka një sentencë ; ja përse liria është e rëndë për t'u mbartur, sidomos kur vuajmë nga ethet, apo kur kemi dhimbje, apo kur nuk duam askënd.

Ah ! i dashur, për atë që është vetëm, pa zot dhe pa mjeshtër, pesha e ditëve është e tmerrshme. Duhet zgjedhur pra një mjeshtër, ngaqë Zoti nuk është më në modë. Madje kjo fjalë nuk ka më kuptim ; nuk ia vlen të rrezikojmë të trondisim ndonjë. Shikoni, moralistët tanë, aq seriozë, që e duan fqinjin e tyre dhe gjithçka, asgjë nuk i ndan nga gjendja e të krishterit, në mos që ata nuk predikojnë nëpër kisha. Sipas jush, çfarë i pengon ata që të konvertohen ? Respekti mbase, respekti i njerëzve, po, respekti njerëzor. Ata nuk duan të bëjnë skandal, i ruajnë ndjenjat e tyre për vete. Kam njohur kështu një romancier ateist që lutej për çdo mbrëmje. Por kjo s'ndryshonte gjë : e ç'nuk i punonte Zotit në librat e tij ! Çfarë shpullash, siç do të thoshte nuk e di kush ! Një militant mendimtar i lirë të cilit ia hapa zemrën ngriti, pa ndonjë synim të lig madje, krahët në qiell : « Ju nuk më mësoni asgjë të re, psherëtinte ky apostull, ata janë të gjithë kështu. » Sipas tij, tetëdhjetë përqind e shkrimtarëve tanë, po të ishte se nuk mund të nënshkruanin, do të shkruanin dhe përshëndesnin emrin e Zotit. Por ata nënshkruanin, vazhdonte ai, sepse e duan veten, dhe nuk përshëndesin aspak, sepse e urrejnë njëri-tjetrin. Meqë sidoqoftë nuk mund ta pengojnë veten të gjykojnë, atëherë turren mbi moralin. Shkurt, kanë satanizmin e virtytshëm. Vërtet epokë e çuditshme ! E çfarë ka për t'u habitur pastaj që mendjet të jenë të turbulluara dhe që njëri prej miqve të mi, ateist kur ishte bashkëshort i paqortueshëm, të jetë konvertuar pasi ka tradhtuar !

Ah ! dinakët e vegjël, komedianët, hipokritët, aq prekës me këtë ! Ata janë të gjithë kështu, edhe kur ia vënë flakën qiellit. Qofshin këta ateistë apo të devotshëm, moskovitë apo bostonianë, të gjithë të krishterë, nga i ati tek i biri. Por pikërisht, nuk ka më at, ska më rregull ! Jemi të lirë, atëherë duhet të përpushesh, dhe meqë ata nuk duan sidomos liri, as sentencat e saj, atëherë luten që t'ua përvëlojnë gishtat me thupër, shpikin rregulla të tmerrshme, vrapojnë të ndërtojnë turra drush për të zëvendësuar kisha. Savonarola, po ju them. Por ata besojnë vetëm tek mëkati, asnjëherë tek hiri i qiellit. E mendojnë këtë, sigurisht. Hirin, ja çfarë duan ata, po-në, braktisjen, lumturinë e qenies dhe kushedi, sepse janë dhe sentimentalë gjithashtu, fejesat, çupën e freskët, burrin e drejtë, muzikën. Për shembull, unë që nuk jam sentimental, e dini ju për çfarë kam ëndërruar : një dashuri të plotë me tërë zemrën dhe trupin, ditë e natë, në një përqafim të papushueshëm, në kënaqësi dhe në dehje, dhe kjo përgjatë pesë vjetëve, dhe pastaj vdekja. Mjerisht !

Atëherë, apo jo, në mungesë të fejesave apo të dashurisë së pafund, do të jetë martesa e vrazhdë me fuqinë dhe kamzhikun. Thelbësore është që gjithçka të bëhet e thjeshtë, njëlloj si për fëmijën, që çdo veprim të jetë i porositur, që e mira dhe e keqja të jenë të caktuara në mënyrë arbitrare, pra të qartë. Dhe unë jam dakort, sado siçilian dhe javanez që të jem, dhe me këtë jo i krishterë për dy pare, ndonëse të kem miqësi për të parin prej tyre. Por mbi urat e Parisit, edhe unë kam mësuar se kisha frikë nga liria. Rroftë pra mjeshtri, cilido qoftë ai, për të zëvendësuar ligjin e qiellit. « Ati ynë që jeni përkohësisht këtu… Udhërrëfyesit tanë, prijësit tanë aq mrekullisht të rreptë, o udhëheqës të egër dhe të dashur… » Nejse, ju e shikoni se thelbësore është që të mos jesh më i lirë dhe t'i bindesh, në pendesë, dikujt më të shkathtë se vetja. Kur të jemi të gjithë fajtorë, atëherë do të jetë demokracia. Pa llogaritur, mik i dashur, se duhet të hakmerremi për faktin që duhet të vdesim të vetëm. Vdekja është vetmitare ndërsa nënshtrimi

është i përbashkët. Edhe të tjerët do të japin llogari, dhe në të njëjtën kohë me ne, ja kjo është e rëndësishme. Të gjithë të bashkuar, më në fund, por në gjunjë, dhe me kokën poshtë.

A nuk është mirë gjithashtu të jetosh në ngjashmëri me shoqërinë dhe për këtë, a nuk duhet që shoqëria të më ngjajë ? Kërcënimi, çnderimi, policia janë shenjtërimet e kësaj ngjashmërie. I përçmuar, i përndjekur, i shtrënguar, unë mund të jap atëherë veten time të plotë, t'i gëzohem asaj çfarë jam, të jem i natyrshëm më në fund. Ja përse, i dashur mik, pasi e kam përshëndetur solemnisht lirinë, vendosa fshehurazi se ajo i duhej dorëzuar menjëherë dikujt çfarëdo. Dhe sa herë që mundem, shkoj të predikoj në kishën time të *Mexico-City*, ftoj popullin e mirë që të nënshtrohet dhe të kërkojë kokulur rehatitë e skllavërisë, qoftë dhe duke e paraqitur si liria e vërtetë.

Por unë nuk jam i çmendur, e kuptoj mirë se skllavëria nuk është për nesër. Ajo do të jetë një nga të mirat e ardhmërisë, ja kështu. Deri atëherë, më duhet të bëj me të tashmen dhe të kërkoj një zgjidhje, të paktën të përkohshme. Më është dashur pra të gjej një tjetër mënyrë për t'ua shtrirë gjykimin të gjithëve, për ta bërë më të lehtë për vetë supet e mia. E kam gjetur këtë mënyrë. Hapeni pak dritaren, ju lutem, bën një vapë e jashtëzakonshme. Jo shumë, se kam dhe të ftohtë. Ideja ime është njëherësh e thjeshtë dhe pjellore. Si t'i vendosësh të gjithë në banjo për të pasur të drejtë të thahesh dhe vetë në diell ? A do të ngjitesha në katedër, si mjaft prej bashkëkohësve të mi të shquar, dhe të mallkoja njerëzimin ? Shumë e rrezikshme kjo ! Një ditë, ose një natë, e qeshura shpërthen pa u ndier fare. Sentenca që ju sillni mbi të tjerët, nga fundi ju kthehet në fytyrë, drejtpërdrejt, dhe lë aty ca dëmtime. Atëherë ? thoni ju. Eh mirë, ja ideja ime gjeniale. Kam zbuluar se në pritje të ardhjes së mjeshtrave dhe thuprave të tyre, ne duhet, njëlloj si Koperniku, ta përmbysnim arsyetimin për të fituar. Meqë nuk mund t'i dënonim të tjerët pa u gjykuar vetë menjëherë, atëherë duhej rënduar vetja për të pasur të drejtën për t'i gjykuar të tjerët. Meqë çdo gjykatës përfundon një ditë pendestar, atëherë duhej marrë rruga në kahun e kundërt dhe të bëhej zanati i pendestarit për të mundur të përfundohej në atë të gjykatësit. Po më ndiqni ? Mirë. Por për të qenë ende më i qartë, do t'ju them si punoj.

Në fillim kam mbyllur kabinetin tim të avokatit, braktisur Parisin, udhëtuar ; kam kërkuar të vendosem me një emër tjetër, në ndonjë vend ku nuk do të mungonte praktika. Ka shumë vende të tilla në botë, por rastësia, rehatia, ironia, dhe nevojshmëria gjithashtu për njëfarë poshtërimi, më kanë bërë të zgjedh një kryeqytet ujërash dhe brymërash, të shtrënguar në kanale, tejet të dendur, dhe të vizituar nga njerëz të ardhur nga e tërë bota. E kam vendosur kabinetin në një bar të lagjes së detarëve. Klientela e porteve është e larmishme. Të varfërit nuk shkojnë në lagje luksoze, ndërsa njerëzit cilësorë përfundojnë të paktën një herë në jetën e tyre, ju e keni parë këtë, në lagje të dyshimta. Vëzhgoj në veçanti borgjezin, dhe borgjezin që humbet ; rendimentin tim të plotë, me të e kam. Nga ai nxjerr, si një artist i vërtetë, thekset më të holla.

Profesionin tim pra, që prej disa kohësh, e ushtroj në *Mexico-City*. Ai qëndron fillimisht, ju e keni parë këtë, në ushtrimin e rrëfimit publik po aq shpesh sa e mundur. E akuzoj veten, gjerë e gjatë. Nuk është e vështirë, tani kam goxha kujtesë. Por kujdes, nuk e akuzoj veten kështu trashë, me rrahje gjoksi. Jo, lundroj shkathtësisht, i shumëzoj nuancat, shtjellimet gjithashtu, e përshtas pra ligjërimin tim ndaj dëgjuesit, e bëj këtë të fundit që ta thellojë dhe ky. Përziej atë çfarë më përket mua me atë që iu përket të tjerëve. Marr tiparet e përbashkëta, përvojat që i kemi vuajtur bashkë, dobësitë tona të të gjithëve, mirësjelljen, njeriun e ditës pra, të tillë siç vepron tek unë dhe tek të tjerët. Me këtë, përpunoj një portret që është i të gjithëve dhe i askujt. Shkurt, një maskë mjaft të ngjashme me atë të karnavaleve, njëherësh besnike dhe të thjeshtësuara, dhe përballë të cilave themi : « Pa shiko, e kam parë këtë diku ! » Kur portreti ka përfunduar, si sonte, atëherë e tregoj, i mbushur me pikëllim : « Ja, mjerisht ! ja çfarë jam. »

Akuzimi merr fund. Por njëkohësisht, portreti që iu zgjas bashkëkohësve të mi shndërrohet në një pasqyrë.

I mbuluar në hi, duke i shkulur flokët ngadalë, fytyrën të lëruar me thonj, por vështrimin depërtues, mbahem kështu përballë tërë njerëzimit, duke i ripërmbledhur turpet e mia, pa ia hequr sytë efektit që përftoj, dhe duke thënë : « Isha i fundit ndër të fundit. » Atëherë, pa u ndjerë, kaloj në ligjërimin tim nga « unë » në « ne ». Kur mbërrij tek « ja çfarë jemi ne », loja është luajtur, tani mund t'ua them të gjitha në fytyrë. Jam si ata, sigurisht, ne jemi të gjithë në të njëjtën vorbë. Megjithatë, kam një epërsi, epërsinë e të diturit të kësaj, e që më jep të drejtën të flas. Ju e shihni përparësinë, jam i sigurtë. Sa më shumë e akuzoj veten, aq më shumë kam të drejtë t'ju gjykoj. Edhe më mirë, unë ju cys që ta gjykoni veten vetë, çka kjo më lehtëson po aq. Ah ! i dashur, ne jemi krijesa të çuditshme, të gjora, dhe sadopak që t'iu riktheheheshim jetëve tona, nuk do të mungonin rastet që të habiteshim dhe të tronditeshim vetë. Përpiquni. Do ta dëgjoj, jini i sigurtë, rrëfimin tuaj, me një ndjenjë të thellë vëllazërie.

Mos qeshni ! Po, ju jeni një klient i vështirë, këtë e kam parë që në fillim. Por ju do të mbërrini këtu, është e pashmangshme. Shumica e të tjerëve janë më tepër sentimentalë sesa të zgjuar ; çorod◌iten menjëherë. Kurse të zgjuarit, duhet ca kohë. Mjafton t'ua shpjegosh metodën deri në fund. Ata nuk e harrojnë, reflektojnë. Një ditë apo tjetër, pak për lojë e pak nga pështjellimi, ata ulen në tavolinë. Dhe ju, nuk jeni thjesht i zgjuar, por edhe i regjur. Megjithatë, pohojeni se sot ndiheni më pak i kënaqur nga vetja se ç'ishit para pesë ditëve ? Tani do të pres të më shkruani ose të riktheheni. Sepse do të riktheheni, jam i sigurtë ! Do të më gjeni këtu, të pandryshuar. E përse do të ndryshoja unë, meqë e kam gjetur lumturinë që më shkon përshtat ? E kam pranuar dyzimin në vend që të hidhërohem. Përkundrazi, jam ngulur në të, dhe kam gjetur aty rehatinë që e kam kërkuar tërë jetën time. Në fakt, kam bërë gabim që ju kam thënë se thelbësorja ishte për t'iu shmangur gjykimit. Thelbësorja është që të mund t'i lejosh vetes gjithçka, qoftë kjo dhe duke predikuar herë pas here, dhe me thirrje të mëdha, padenjësinë tuaj. I lejoj vetes gjithçka, përsëri, dhe kësaj radhe pa të qeshur. Nuk kam ndryshuar jetë, vazhdoj ta dua veten dhe të shërbehem nga të tjerët. Vetëm se, rrëfimi i fajeve të mia më lejon t'ia rifilloj më lehtë dhe të gëzohem dy herë, t'i gëzohem natyrës sime fillimisht, dhe pastaj një pendimi joshës.

Qëkur e kam gjetur zgjidhjen, epem ndaj gjithçkaje, ndaj grave, mburrjes, mërzisë, mërisë, madje dhe ndaj temperaturës që po e ndjej me kënaqësi duke hipur tani. Më në fund mbretëroj, por përgjithmonë. Kam gjetur sërish një majë, ku jam i vetmi që ngjitem dhe nga ku mund t'i gjykoj të gjithë. Nganjëherë, në të rrallë, kur nata është vërtet e bukur, dëgjoj një të qeshur të largët, dyshoj sërish. Por shumë shpejt, i rëndoj të gjitha gjërat, krijesa dhe krijim, me peshën e vetë dobësisë sime, dhe ja unë sërish i përtërirë.

Do t'i pres pra nderimet tuaja ndaj *Mexico-City*, po aq gjatë sa duhet. Por hiqeni këtë mbulesë, dua të marr frymë. Ju do të vini, apo jo ? Do t'ju tregoj madje dhe hollësitë e teknikës sime, sepse kam një lloj ndjenje për ju. Përgjatë netëve, do të më shihni duke iu mësuar atyre se janë të padenjë. Madje do të filloj që sonte. Nuk mund të bëj pa këtë, as të privohem nga ato çaste ku njëri prej tyre shembet, me ndihmën edhe të alkoolit, dhe rrah gjoksin. Atëherë rritem unë, mik i dashur, rritem dhe marr frymë lirisht, jam mbi mal, fusha shtrihet para syve të mi. Çfarë dehje kjo që të ndihesh Zot dhe të shpërndash vërtetime përfundimtare jete dhe zakonesh të këqija. Mbretëroj midis engjëjve të mi të ligj, në majën e qiellit hollandez, vështroj duke u ngjitur drejt meje, të dalë nga uji dhe bryma, tufën e Gjykimit të fundit. Ata ngrihen ngadalë, e shoh tashmë duke ardhur të parin prej tyre. Mbi fytyrën e tij të hutuar, gjysmë të fshehur me dorë, lexoj trishtimin e kushtit të përbashkët, dhe dëshpërimin e të pamundurit për t'iu përvjedhur. Dhe unë, ia qaj hallin pa ia fshirë mëkatet, e kuptoj pa e falur, ah, më në fund e ndjej se më adhurojnë !

Po, po trazohem, e si do të rrija urtë i shtrirë ? Më duhet të jem më lart se ju, mendimet e mia më ngrejnë. Këto netë, këto mëngjese më tepër, sepse rënia përftohet në agim, dal, shkoj, me një hap të nxituar, përgjatë kanaleve. Në qiellin e shpëlarë, shtresat e puplave pakësohen, pëllumbat ngjiten paksa, një dritë e trëndafiltë lajmëron, rrafsh me çatitë, një ditë të re të krijimit tim. Mbi Damrak, tramvaji i parë lëshon gongun e tij në ajrin e lagësht dhe kumbon zgjimin e jetës në skaj të kësaj Europe ku, në të njëjtin çast, qindra miliona njerëz, vartësit e mi, dalin mundimshëm nga shtrati, gojën të hidhur, për të shkuar drejt një pune pa gëzim. Atëherë, duke fluturuar me mendim përsipër tërë këtij kontinenti që më është nënshtruar pa e ditur, duke e pirë ditën pelin që ngrihet, i dehur më në fund me fjalë të këqija, jam i lumtur, jam i lumtur po ju them, ju ndaloj të mos besoni se jam i lumtur, jam i lumtur për vdekje ! Oh ! diell, plazhe, dhe ishujt nën puhizë, rini që kujtimi i saj të dëshpëron !

Po shtrihem, më falni. Më duket se u rrëmbeva pak ; megjithëse nuk po qaj. Nganjëherë hutohemi, dyshojmë për gjërat e qarta, edhe kur kemi zbuluar sekretet e një jete të mirë. Sigurisht, zgjidhja ime nuk është idealja. Por kur nuk e duam jetën tonë, kur e dimë se duhet ndryshuar, nuk kemi zgjedhje, apo jo ? Ç'të bëjmë për të qenë një tjetër ? E pamundur. Do të duhej të mos ishim më askush, të harroheshim për dikush, të paktën një herë. Por si ? Mos më rëndoni tepër. Jam si ai lypësi plak që nuk donte të ma lëshonte dorën, një ditë, në verandën e një kafeneje : « Ah, zotëri, thoshte ai, nuk është ngaqë jemi njerëz të këqinj, por e humbasim dritën. » Po, ne e kemi humbur dritën, mëngjeset, pafajësinë e shenjtë të atij që fal vetveten.

Vështroni, po bie borë ! Oh, duhet të dal ! Amsterdami i përgjumur në natën e bardhë, kanalet jeshile e errët nën urëzat me dëborë, rrugët e shkreta, hapat e mi të mbytur, kjo do të jetë pastërtia, kalimtare, para baltës së nesërme. Shikoni flokët e mëdhenj që shpupurisen përkundër dritareve. Janë pëllumbat, sigurisht. Më në fund ata vendosin të zbresin, aq të dashur, mbulojnë ujërat dhe çatitë me një shtresë të dendur puplash, përpëliten në të gjitha dritaret. Çfarë pushtimi ! Le të shpresojmë se sjellin lajmin e mirë. Të gjithë do të jenë të shpëtuar, hë, dhe jo vetëm të zgjedhurit, pasuritë dhe mundimet do të jenë të ndara dhe ju për shembull, duke u nisur nga sot, do të flini çdo natë përdhe, për mua. Gjer në fund, pra ! Hë, pohojeni se do të mbeteni gojëhapur nëse një karro do të zbriste nga qielli për të më marrë, apo nëse papritur bora do të merrte zjarr. Nuk e besoni ? As unë. Por sidoqoftë duhet të dal.

Mirë, mirë, po rri i qetë, mos u shqetësoni ! Madje mos iu besoni tepër mallëngjimeve apo përçartjeve të mia. Janë të drejtuara. Shikoni, tani që do të më flisni për veten tuaj, do të marr vesh nëse është kapur ndonjëri prej qëllimeve të rrëfimit tim të zjarrtë. Në fakt, unë shpresoj gjithmonë se bashkëbiseduesi im do të jetë polic dhe do të më arrestojë për vjedhjen e *Gjykatësit e ndershëm*. Për pjesën tjetër, apo jo, askush s'mund të më ndalojë. Por kjo vjedhje bie nën forcën e ligjit dhe kam ndrequr gjithçka që të bëhem bashkëfajtor : e vjedh këtë tablo dhe ia tregoj kujt dëshiron ta shohë. Ju do të më arrestoni pra, do të ishte një fillim i mbarë. Më pas, mbase do të vinte dhe pjesa tjetër, do të më prisnin kokën, për shembull, dhe nuk do të kisha më frikë të vdes, do të isha i shpëtuar. Përsipër popullit të mbledhur, ju do ta ngrinit atëherë kokën time ende të freskët, që ata ta njihnin veten në të dhe që sërish t'i sundoj, shembullor. Gjithçka do të ishte kryer, do ta kisha përfunduar, pa rënë në sy, karrierën time prej profeti të rremë që çirret në shkretëtirë dhe nuk pranon të dalë që andej.

Por sigurisht, ju nuk jeni polic, do të ishte tepër e thjeshtë kjo. Si ? Ah ! e kisha një dyshim, e shikoni. Kjo ndjenjë e çuditshme që kisha për ju, e kishte pra një kuptim. Ju ushtrokeni në Paris profesionin e bukur të avokatit ! E dija mirë se ishim të së njëjtës racë. A nuk jemi të gjithë të ngjashëm, duke folur papushim dhe ndaj askujt, të përballur gjithmonë ndaj së njëjtave pyetjeve, ndonëse t'ua dimë që më parë përgjigjet ? Atëherë, më rrëfeni ju lutem, çfarë ju ka ndodhur një mbrëmje në brigjet e Senës dhe si keni arritur të mos e rrezikoni kurrë jetën tuaj. Shqiptojini vetë fjalët që prej vitesh nuk kanë pushuar së ushtuari në netët e mia, dhe që do t'i

them më në fund nëpërmjet gojës tuaj : « O vajzë e re, hidhu përsëri në ujë që të kem një shans të dytë për të shpëtuar të dy ! » Një herë të dytë, hë, çfarë pakujdesie ! Mendoni, mjeshtër i dashur, sikur të bëhej kështu vërtet ? Do të duhej vepruar. Brr... ! uji është aq i ftohtë ! Por të rrimë të qetë ! Eshtë shumë vonë tani, do të jetë gjithmonë shumë vonë. Fatmirësisht !

# FJALIM I MBAJTUR ME RASTIN E DOREZIMIT TE ÇMIMIT NOBEL

**Stockholm, 10 dhjetor 1957**

Sir, Zonjë, Madhëri Mbretërore, Zonja dhe Zotërinj,

Duke pranuar çmimin me të cilin Akademia juaj e lirë ka pasur mirësinë të më nderojë, mirënjohja ime ishte aq më e thellë kur shihja se në çfarë pike ky shpërblim i tejkalonte meritat e mia vetjake. Çdo njeri, dhe sidomos çdo artist dëshiron të jetë i njohur. Edhe unë e dëshiroj këtë. Por ka qenë e pamundur për mua ta mësoj vendimin tuaj pa bërë krahasimin midis bujës së tij dhe asaj çfarë jam në të vërtetë. E si do të mundej një njeri pothuaj i ri, që ka për pasuri vetëm dyshimet e tij dhe një vepër ende në ndërtim e sipër, i mësuar të jetojë në vetminë e punës apo në qoshet e miqësisë, të mos mësonte me njëfarë frike një vendim i cili e nxjerr atë befas, të vetëm dhe të thjeshtuar tek vetja, në qendër të një drite të fortë ? Dhe me çfarë zemre mund ta pranonte ai këtë nderim në orën ku, në Europë, të tjerë shkrimtarë, midis më të mëdhenjve, janë të detyruar të heshtin, dhe në kohën madje kur vetë toka e tij e vendlindjes njeh një fatkeqësi pa fund ?

E kam njohur këtë pështjellim dhe shqetësim të brendshëm. Për të rigjetur paqen, më është dashur të pajtohem me një fat tepër bujar. Dhe meqë unë nuk mund të barazohesha me këtë fat duke u mbështetur mbi vetëm meritat e mia, nuk kam gjetur gjë tjetër për ta ndihmuar veten përveç asaj që më ka mbështetur tërë jetën time, dhe në rrethanat më të kundërta : ideja që unë kam për artin tim dhe rolin e shkrimtarit. Por më lejoni që, në një ndjenjë miqësie dhe mirënjohjeje, t'ju them, po aq thjesht sa të mundem, se cila është kjo ide.

Nga ana ime, nuk mund të jetoj pa artin tim. Por unë nuk e kam vendosur kurrë këtë art përsipër gjithçkaje. Përkundrazi, nëse ky art është i nevojshëm për mua, kjo është ngaqë ai nuk ndahet nga askush dhe më lejon të jetoj, i tillë siç jam, si të gjithë. Arti, në sytë e mi, nuk është një kënaqësi vetmitare. Ai është një mjet për të prekur numrin më të madh të njerëzve duke iu ofruar atyre një imazh të veçantë të vuajtjeve dhe gëzimeve të përbashkëta. Ai e detyron pra artistin të mos ndahet ; e nënshtron këtë artist ndaj së vërtetës më të thjeshtë dhe më universale. Dhe ai i cili, shpesh, ka zgjedhur fatin e tij prej artisti ngaqë e ndjente veten ndryshe, mëson shumë shpejt se nuk do ta ushqejë ndryshe artin e tij, dhe dallimin e tij nga të tjerët,

përveçse duke pohuar ngjashmërinë e tij me të gjithë. Artisti farkëtohet në këtë vajtje-ardhje të përhershme nga ai tek të tjerët, në mes-udhë midis bukurisë pa të cilën nuk mund të bëjë dhe bashkësisë nga e cila nuk mund të shkëputet. Ja përse artistët e vërtetë nuk përçmojnë asgjë ; ata detyrohen të kuptojnë në vend që të gjykojnë. Dhe nëse artistët zgjedhin një anë në këtë botë, kjo nuk mund të jetë tjetër përveçse ana e një shoqërie ku, sipas fjalës së madhe të Nietzsches, nuk do të sundojë më gjykatësi, por krijuesi, qoftë ky punëtor apo intelektual.

Në të njëjtën kohë, roli i shkrimtarit nuk ndahet nga detyrat e vështira. Nga përkufizimi, ai nuk mund të vihet sot në shërbim të atyre që e bëjnë historinë : ai është në shërbim të atyre që e pësojnë atë. Ose përndryshe, artisti ndahet i vetmuar dhe pa artin e tij. Të gjitha ushtritë e tiranisë me miliona njerëzit e tyre nuk do ta shkëpusin nga kjo vetmi, madje dhe sidomos nëse ai pranon t'iu shkojë atyre nga pas. Por heshtja e një të burgosuri të panjohur, të braktisur ndaj poshtërimeve në cepin tjetër të botës, mjafton ta tërheqë shkrimtarin nga vetmia e tij, të paktën sa herë që ai arrin, në mesin e të mirave të lirisë, të mos e harrojë këtë heshtje, dhe ta marrë atë në dorë për ta bërë të jehojë përmes mjeteve të artit.

Asnjëri prej nesh nuk është aq i madh për një mision të tillë. Por në të gjitha rrethanat e jetës së tij, në terr apo përkohësisht i famshëm, i hedhur në ferret e tiranisë apo i lirë për një kohë për t'u shprehur, shkrimtari mund ta rigjejë ndjenjën e një bashkësie të gjallë e cila do ta justifikojë, me kushtin e vetëm që ai të pranojë, aq sa mundet, dy barrat të cilat përbëjnë madhështinë e zanatit të tij : shërbimin e së vërtetës dhe shërbimin e lirisë. Ngaqë misioni i tij është që të mbledhë numrin më të madh të mundshëm të njerëzve, ky mision nuk mund të pajtohet me gënjeshtrën dhe me nënshtrimin të cilat, aty ku sundojnë, nuk bëjnë tjetër veçse shumëzojnë vetmitë. Cilatdo qofshin pengesat tona vetjake, fisnikëria e zanatit tonë do të rrënjoset gjithmonë në dy zotime të vështira për t'u mbajtur : të mos gënjesh mbi atë çka di dhe të kundërshtosh shtypjen.

Gjatë më shumë se njëzet vjetësh të një historie të çmendur, i humbur pa asnjë ndihmë, si të gjithë njerëzit e moshës sime, në përpëlitjet e kohës, kam qenë mbështetur kështu : nga ndjenja e turbullt që të shkruash ishte sot një nder, sepse ky akt sillte detyrime, dhe jo vetëm detyrime për të shkruar. Ky akt më detyronte veçanërisht të mbartja, i tillë siç isha dhe sipas forcave të mia, me të gjithë ata të cilët jetonin të njëjtën histori, fatkeqësinë dhe shpresën që ne ndanim së bashku. Këta njerëz, të lindur në fillim të luftës së parë botërore, që kanë qenë njëzet vjeç në kohën kur vendoseshin njëkohësisht pushteti hitlerian dhe proceset e para revolucionare, që qenë përballur më pas, për të përkryer edukimin e tyre, me luftën e Spanjës, me luftën e dytë botërore, me universin e kampeve të përqëndrimit, me Europën e torturës dhe të burgjeve, duhet sot t'i rrisin bijtë dhe veprat e tyre në një botë të kërcënuar nga shkatërrimi bërthamor. Askush, them unë, nuk mund t'iu kërkojë atyre të jenë optimistë. Dhe madje jam i mendimit se ne duhet ta kuptojmë, pa e ndalur luftën kundër tyre, gabimin e atyre të cilët, nga një dëshpërim i përshkallëzuar, kanë kërkuar të drejtën e çnderimit, dhe janë derdhur në nihilizmat e epokës. Por megjithatë, shumica prej nesh, në vendin tim dhe në Europë, e kanë kundërshtuar këtë nihilizëm dhe i janë futur kërkimit të një ligjshmërie. Atyre iu është dashur të farkëtojnë një art të jetuari në kohë katastrofe, për të lindur një herë të dytë, dhe për të luftuar pastaj, me fytyrë zbuluar, kundër instinktit të vdekjes që punon në historinë tonë.

Padyshim, çdo brez e beson veten të kushtuar për të ribërë botën. Brezi im e di megjithatë që nuk do ta bëjë këtë. Por detyra e tij është ndoshta më e madhe. Kjo detyrë qëndron në të penguarit që bota të mos shpërbëhet. Trashëgimtar i një historie të shprishur ku përzihen revolucionet e dështuara, teknikat e çmendura, zotat e vdekur dhe ideologjitë e mbaruara, ku pushtete mediokre mund të shkatërrojnë sot gjithçka por nuk dinë më të bindin, ku zgjuarsia është ulur aq poshtë sa të bëhet shërbëtore e urrejtjes dhe shtypjes, ky brez është dashur, në vetvete dhe përreth tij, të rivendosë në vend, duke u nisur nga vetëm kundërshtimet e veta, pak

nga ajo çka përbën dinjitetin e të jetuarit dhe të vdekurit. Përballë një bote të kërcënuar nga shpërbërja, ku gjykatësit tanë të mëdhenj rrezikojnë të vendosin përgjithmonë mbretëritë e vdekjes, ky brez e di se ai do të duhej, në një lloj vrapimi të çmendur kundër orës, të rivendosë midis kombeve një paqe e cila të mos jetë ajo e nënshtrimit, të ripajtojë përsëri punën dhe kulturën, dhe të ribëjë me të gjithë njerëzit një aleancë të shenjtë. Nuk është e sigurtë se ai mund ta kryejë ndonjëherë këtë detyrë të stërmadhe, por është e sigurtë ama që ngado në botë, ai mban tashmë sfidën e tij të dyfishtë të së vërtetës dhe të lirisë, dhe nëse është rasti, ai di të vdesë pa urrejtje për vetveten. Është ky brez ai që meriton të përshëndetet dhe të nxitet ngado ku gjendet, dhe sidomos aty ku flijohet. Sidoqoftë, i sigurtë për miratimin tuaj të thellë, do të doja që këtë nderim që sapo më keni bërë ta përcillja drejt këtij brezi.

Kështu, pasi është thënë fisnikëria e zanatit të të shkruarit, unë do ta kisha rivënë shkrimtarin në vendin e tij të vërtetë, duke mos pasur tituj të tjerë përveç atyre që ai i ndan me shokët e tij të luftës, një shkrimtar i cënueshëm por këmbëngulës, i padrejtë dhe i etur për drejtësi, duke e ndërtuar veprën e tij pa turp dhe pa mburrje në sytë e të gjithëve, i ndarë papushim midis dhimbjes dhe bukurisë, dhe i përkushtuar më në fund që t'i nxjerrë nga qenia e tij e dyfishtë krijimet që ai përpiqet vazhdimisht t'i ngrejë në lëvizjen shkatërrimtare të historisë. E kush do të mundej, pas kësaj, të priste nga shkrimtari zgjidhje krejt të gatshme dhe morale të bukura ? E vërteta është e mistershme, përvjedhëse, gjithmonë për t'u pushtuar. Liria është e rrezikshme, e vështirë për t'u jetuar por po aq dhe dehëse. Ne duhet të ecim drejt këtyre dy qëllimeve, me mundim por me vendosmëri, të sigurtë për mangësitë tona mbi një udhë kaq të gjatë. Cili shkrimtar do të guxonte që këtej, me ndërgjegje të qetë, të bëhet predikues i virtytit ? Përsa më përket mua, më duhet të them edhe një herë se nuk jam asgjë nga të tëra këto. Nuk kam mundur kurrë të heq dorë nga drita, nga lumturia e të qenurit, nga jeta e lirë ku jam rritur. Por ndonëse kjo nostalgji të shpjegojë shumë prej gabimeve dhe fajeve të mia, ajo më ka ndihmuar padyshim të kuptoj më mirë zanatin tim, më ndihmon ende të mbahem, pa i parë, pranë të gjithë atyre njerëzve të heshtur në botë të cilët e durojnë jetën që iu është bërë thjesht nga kujtimi apo rikthimi i lumturive të shkurtra dhe të lira.

I risjellë kështu në atë çfarë jam në të vërtetë, në caqet e mia, në borxhet e mia, si dhe tek besimi im i vështirë, unë ndihem më i lirë t'ju tregoj, për ta mbyllur, peshën dhe bujarinë e nderimit që ju më keni bërë, më i lirë t'ju them gjithashtu se do të doja ta marr këtë nderim si një homazh ndaj të gjithë atyre të cilët, duke ndarë të njëjtin luftim, nuk kanë marrë asnjë shpërblim, por kanë njohur përkundrazi vetëm mjerim dhe përndjekje. Do të më mbetet atëherë t'ju falenderoj, nga thellësia e zemrës, dhe t'ju bëj publikisht, si dëshmi për mirënjohjen time, të njëjtin dhe të hershmin premtim besnikërie që çdo artist i vërtetë, për çdo ditë, ia bën vetvetes, në heshtje.

## (KAPAKU I PASME)

[…] Mbi urë, kalova prapa një forme të përkulur mbi parmak, dhe që dukej të vështronte lumin. Nga më afër, shqova një grua të re thatime, të veshur me të zeza. Ndërmjet flokëve të zinj dhe jakës së palltos, shihej thjesht një qafë, e freskët dhe e lagur, ndaj së cilës qeshë i ndjeshëm. Por e vazhdova rrugën, pas një ngurimi. Në fund të urës, mora anash drejt Saint-Michel, ku dhe banoja. Kisha përshkuar tashmë rreth pesëdhjetë metra, kur dëgjova një zhurmë e cila, megjithëse larg, m'u duk e mrekullueshme në heshtjen e natës, një zhurmë trupi që bie në ujë. U ndala në vend, por pa u kthyer. Pothuaj menjëherë, dëgjova një klithmë, të përsëritur disa herë, që zbriste bashkë me lumin, dhe që u shua papritur. […]

*Rënia*

[…] Por në të gjitha rrethanat e jetës së tij, në terr apo përkohësisht i famshëm, i hedhur në ferret e tiranisë apo i lirë për një kohë për t'u shprehur, shkrimtari mund ta rigjejë ndjenjën e një bashkësie të gjallë e cila do ta justifikojë, me kushtin e vetëm që ai të pranojë, aq sa mundet, dy barrat të cilat përbëjnë madhështinë e zanatit të tij : shërbimin e së vërtetës dhe shërbimin e lirisë. Ngaqë misioni i tij është që të mbledhë numrin më të madh të mundshëm të njerëzve, ky mision nuk mund të pajtohet me gënjeshtrën dhe me nënshtrimin të cilat, aty ku sundojnë, nuk bëjnë tjetër veçse shumëzojnë vetmitë. Cilatdo qofshin pengesat tona vetjake, fisnikëria e zanatit tonë do të rrënjoset gjithmonë në dy zotime të vështira për t'u mbajtur : të mos gënjesh mbi atë çka di dhe të kundërshtosh shtypjen. […]

*Fjalimi në Stockholm*